# PROLOGU

Nëse do të kisha mundësi që të eksperimentoja, do ta bëja padyshim. Por nuk mund të eksperimentoj me jetën time. Padyshim, që ashtu si një doktor kërkon të njohë çdo pjesë së trupit të njeriut, ashtu edhe unë do të doja të analizoja jetën edhe në aspektin e saj më të cekët. Kjo gjë nuk është instiktive. Madje, deri diku duket e pamundur. Por, të provosh do të thotë, që të kesh mundësinë të dështosh ose thjesht të kesh edhe një shans tjetër deri sa të fitosh. Kjo është ajo se çfarë unë kam bërë. Thjesht po kërkoj një shans tjetër! Po kërkoj një shans tjetër, si qënie njerëzore për të rregulluar çdo gjë, të cilën mund ta kem bërë gabim deri më sot. Për të rregulluar çdo gjë që me të vërtetë ja vlen ta rregullosh. Do të doja shumë që gjërat të funksiononin si në përralla, ku fundi është gjithmonë i lumtur, por jo! Nuk është ashtu! Ndonjëherë të duhet të bësh shumë, për të marrë shumë pak.

Nëse do të kisha mundësi që të provoja vazhdimisht, do ta bëja padyshim. Por, jeta nuk është një zar, të cilin mund ta hedhësh sa herë që ti dëshiron. Gjithsej zari i jetës, hidhet vetëm dy herë. Një herë e hedh fati dhe një herë ti. Nuk ke pse të mërzitësh nëse zari, të cilin hedh fati nuk është në favorin tënd. Mërzitu nëse zari që hedh ti është zhgënjyes për ty.

Nëse do të kisha mundësi që të jetoja pafund, nuk do ta bëja padyshim. Nuk mund që të qëndroj si një shikues, i cili shikon një shfaqje, ku përfundimi i të gjithë aktorëve është i njëjtë. Fundi i pashmangshëm! Të jetosh nuk sjell

asgjë tjetër, veçse përgjegjësi plus. Nuk mund t'i mbaj këto përgjegjësi pafund. Nuk mund ta duroj këtë presion deri në pafundësi.

Doja që t'a njihja jetën dhe mendoj se ja arrita deri diku. Kam folur më shumë se ç'më takon të flas, por më të vërtetë që kam shumë gjëra për të thënë. Kam shumë gjëra, për të cilat unë mund të flas pafund. Një ndër këto është jeta. Por, nuk mendoj se ja vlen. Në një shoqëri të tillë, ku gjëja e vetme që njerëzit mendojnë është asgjëja, unë nuk pres një mirëkuptim masiv. As nuk pres që dikush, për diçka të caktuar, diku të pajtohet me mendimet e mia. Nuk i cilësoj ato si të përkryera, sepse do të tregohesha egoist. Nuk mendoj se i kam dhënë zgjidhje probleme që askush tjetër nuk mund të japë. Ama, mendoj bindshëm, se me kaq sa mësova nga vetja ime unë do t'ia dal në shumë situata të ndryshme. Ndonjëherë, përgjigjet e pyetjeve tona më të mëdhaja, nuk janë as tek jeta, as tek ambienti që na rrethon, madje as tek njerëzit që na rrethojnë. Këto përgjigje gjenden vetëm tek vetja jonë.

Prandaj, le t'i kërkojmë këto përgjigje. Le të jemi në stadin e një personi, i cili nuk pret nga të tjerët. Në stadin e një personi, i cili ka pritshmëri nga vetja.

Nëse do të vazhdojmë, që të mos i japim përgjigje pyetjeve tona, ose akoma më keq, nëse nuk vazhdojmë që të bëjmë pyetje atëherë ku do të përfundojmë? Gjërat kurrsesi nuk mund të kthehen mbrapsht, por mund të ndalojnë aty ku janë. Le të mos lejojmë që gjërat të ndalojnë aty ku janë. Të gjithë së bashku, le të bëjmë diçka të vërtetë. Diçka e cila do të vlerësohet nga shoqëria. E cila do të vlerësohet nga brezat! Le t'a arrijmë këtë pjekuri të tillë! Gjëja e vetme që duhet të bëjmë është të ndërgjegjësohemi për potencialin tonë dhe ta vëmë atë në përdorim. Të tregohemi serioz, për gjërat të cilat duhet të tregohemi të tillë dhe të besojmë ato vlera të cilat mund të jenë të vërteta, por që të tjerët i cilësojnë si antivlera.

Gjëja më e madhe që mund të bëjmë është të besojmë dhe të punojmë duke ruajtur besimin. Nuk kemi se cfarë të bëjmë tjetër. Jemi robër të realitetit, i cili na përplaset në fytyrë me një vulgaritet të rëndë. Mbi të gjitha, të mundohemi të marrim frymë!

# PËRMBAJTJA

# ÇFARË ËSHTË JETA?

Ekzistenca njerëzore ka kaluar në shumë prova, në shumë revolucione, luftëra, ulje dhe ngritje të cilat kanë ndikuar në zhvillimin e çdo vendi. Secili prej këtyre vendeve ka pasur arritjet e veta. Për të arritur diçka duhet që të kesh njerëz të përgatitur. Historia ka parë shumë të tillë. Ka parë njerëz të përgatitur, të jashtëzakonshëm, jo normalë, të cilët zhvillonin mendimet e tyre mbi një ideologji personale, aftësitë profesionale apo edhe mbi instikte. Por në këtë mes ka diçka të çuditshme. Këto njerëz të arrirë, u kanë dhënë përgjigje shumë pyetjeve të ndryshme. Pse ka jetë në Tokë dhe në planetet e tjerë jo? Pse trupat bien në Tokë kur ne i lëshojmë nga një largësi e caktuar? Pse Dielli ka një rëndësi të paimagjinueshme për Tokën? Si lindi Universi? etj. Askush, ama askush nuk arriti t'i japë përgjigje një pyetje e cila i ka munduar të gjithë njerëzit gjatë gjithë kohës së ekzistencës njerëzore. Çfarë është jeta? Në pamje të parë, personalisht më jep opinionin e një pyetje pothuajse retorike. Të gjithë njerëzve u duket sikur e dinë përgjigjen e kësaj pyetjeje. Ama, kur fillojmë të konceptojmë shumëllojshmërinë e teorive ekzistuese për jetën, aty ngecim të gjithë. Mund të themi kaq shumë gjëra, saqë do ishte e pabesueshme për tu perceptuar. Papritur asnjeri prej nesh nuk mundet të formulojë diçka të saktë, një përkufizim apo një hamendësim, sepse e dimë që do të ishim gabim. Përgjigjen të cilën kërkojmë, nuk do ta gjenim të njëjtë tek asnjë person. Çdokush prej nesh do të kishte një përgjigje të ndryshme nga të tjerët. Pjesa që më mundon më shumë, janë njerëzit të cilët nuk kanë asnjë përgjigje. Me të

vërtetë që do të doja t'i ndihmoja, por papritmas nuk mundem. Jam aq i dobët përpara kësaj pyetje, saqë nuk mund të ndihmoj veten time e jo më dikë tjetër. E si mund të bëhesh altruist në këtë rast, gjatë të cilit je vetë në vështirësi të tejskajshme?!

Me të vërtetë që në këto momente trurin ma kanë pushtuar një sërë mendimesh të cilat duken të pakontrollueshme, por besoj në aftësitë e mia kontrolluese. Mendoj se arrita ta përkufizoj. Jeta është thjesht një shans. Po, po një shans. Shumë njerëzve do t'iu dukej e çuditshme, që vetëm me një fjalë e cila mund të shqiptohet në të qintën e sekondit mund të përkufizohet një periudhë kaq e madhe. Dijetarë të ndryshëm, shkencëtarë, filozofe dhe artistë të përkryer në atë se ç'ka bënin, nuk munden të përkufizonin jetën. As unë nuk munda. As unë nuk arrita një përkufizim të mirëfilltë. Por të paktën u tregova i guximshëm. Cilësova jetën si një shans. E vështirë për tu menduar, për tu perceptuar dhe për tu kuptuar.

Jeta është një shans që në fillimet e saj të hershme. Që në momentin që një fëmijë vjen në jetë, ai nuk mund të përcaktojë se kush do të jenë prindërit e tij, sa e pasur do të jetë familja e tij, nuk mund të përcaktojë gjininë, përkatësinë fetare apo ngjyrën e tij. E ç'mund të presësh për vazhdimësinë? Si mund të jesh optimist? Por jeta vazhdon.

Me kalimin e kohës, hedh hapat e parë. Në këtë moment çdokush tregon që bota sapo ka fituar një person të pathyeshëm, i cili edhe pse rrëzohet në përpjekje për të ecur, nuk dorëzohet, por provon, provon dhe vetëm provon. Më pas thua fjalën e parë. Duke u rritur fillon të njohësh njerëz të rinj, të cilët mund të të gëzojnë ose mund të të forcojnë. Askush në jetë nuk të hidhëron, thjesht mund të të forcojë. Përsëri është shansi ai, i cili të bashkon me këto njohje të reja. Duke u shkolluar, kupton rëndësinë që ka shkolla për secilin prej nesh. Edhe shkollimi është shans. Ka nxënës të cilët janë të dashururar me shkollën, por nuk mund të arsimohen për shkak të kushteve ekonomike, pamundësisë fizike etj. Ama ka edhe nga ato nxënës të cilët edhe pse i kanë të gjitha mundësitë për t'u bërë njerëz të vlefshëm për shoqërinë, zgjedhin të

jenë personat të cilët do të përbuzen gjithmonë nga shoqëria intelektuale. Pas shkollimit vjen rradha e aktivitetit profesional, i cili mund të jetë fitimprurës ose vullnetar. Të gjithë dakortësohemi se edhe kjo i përket shansit. Është shans i madh që të kesh një punë të mirë, të qetë e cila nuk ka lodhje të mirëfilltë, si fizike ashtu edhe mendore. Ndërkohe që shansi i disa të tjerëve është që të bëjnë punë të rëndomta, me fitime të pakta monetare. Shansi i shumë njerëzve është që të kalojnë një pleqëri të bukur dhe të lumtur pranë familjes së tyre, ndërsa disa të tjerëve jeta u rezervon vetminë apo sëmundjen. Shans është edhe vdekja. Ka persona të cilët vdesin shumë të rinj dhe të tjerë që jetojnë shumë gjatë. Pra, jeta në çdo aspekt të saj është shans. U mundova që të krijoj një teori mbështetëse mbi teorinë time të parë. Ishtë shumë e vështirë, por ishte shumë reale. Ky është realiteti jetësor. Të jetosh, nga një anë është një mundësi e vetme. Nuk është vërtetuar dhe nuk do të vërtetohet (duke u bazuar mbi intelektin njerëzor) nëse ka apo jo jetë pas vdekjes. Kjo gjë na dërgon drejt një mendimi kryesori i cili na tregon se kemi vetëm një shans. Kemi vetëm një mundësi. Dhe këtë mundësi duhet që ta përdorim në favorin tonë në mënyrën më të mirë të mundshme. Duhet të përdorim këtë mundësi me mendimin se është e vetmja që kemi, sepse kështu është me të vërtetë. Secili prej nesh në aspektin jetësor lind vetëm një herë, rritet vetëm një herë dhe vdes vetëm një herë. Kjo nuk është diçka e cila mund të na kufizojë  në aktivitetin tonë të përditshmërisë, me mendimin se unë kam vetëm një shans dhe nuk do të kem një të dytë. Kjo gjë madje, na nxit që të bëhemi më të zgjuar dhë më kërkues nga jeta. Të zgjedhim me kujdes se çfarë do të bëjmë me jetën tonë, si mund të bëhemi më të mirët, si mund të japim më të mirën nga vetja jonë, si mund të lëmë gjurmë etj.

Le ta shfrytëzojmë këtë mundësi, sepse është një dhe e vetme. Le të jemi koshientë për atë me të cilën do të përballemi, e le të jemi të gatshëm të përballemi me gjëra të papritura të cilat mund të cënojnë ekzistencën tonë apo mund të formojnë karakterin tonë, një karakter me anën e të cilit të përballemi me çdo vështirësi. Pas çdo vështirësie në jetë, bëhem më i fortë,

sepse prej saj mësova diçka. Fakti se në fjalinë paraardhëse ekziston ajo pjesa ”pas çdo vështirësie” e cila tregon se unë e kalova vështirësinë me jep forcë dhe motivim për të vazhduar dhe për të ecur përpara, por me një ndryshim drastik, gjithmonë më fuqishëm e më fuqishëm.

Si një adoleshent, jeta nuk më ka vendosur deri më tani në asnjë prove jetike, e cila nuk përfaqëson vetëm unin tim, por edhe të të tjerëve. Nuk jam vendosur ende në një provë e cila mund të tregojë aftësitë e mia jetësore. Në një jetë të tillë, e cila nuk është gjë tjetër veçse një shans, mua nuk më ngelet gjë tjetër, veçse të pyes veten, sa i gatshëm jam unë për të përballuar jetën? Përsëri një pyetje retorike, përgjigjen e së cilës mund ta gjej vetëm tek vetja ime. Në fakt, përgjigja e kësaj pyetje nuk mund të jepet në një moment afatshkurtër. Përgjigja e kësaj pyetjeje merret me kohën. E si mund të marrë notën një nxënës, nëse ai nuk provohet nga mësuesi me anën e një provimi?! Por problemi me jetën, është se në jetë nuk ka mësues. Nuk ka mësues, sepse asnjë nxënës nuk ka të njëjtin mësim me tjetrin. Atë se ç'ka jeta më mëson mua, nuk ja mëson dikujt tjetër. Situata dhe problemet me të cilat mund të përballem unë, janë shumë të ndryshme nga situatat dhe problemet me të cilat mund të përballet dikush tjetër.

Në fakt, ekziston një paralelizëm, por ka edhe një ndryshim midis jetës dhe shkollës. Në shkollë ti mëson si fillim dhe me pas provohesh, në jetë ti si fillim provohesh dhe më pas mëson. Ky është një konkluzion i nxjerrë ndër vite dhe konsiston në një shprehje të drejtë dhe të saktë.Shumë njerëz të cilët nuk mund të përballojnë jetën shkollore, përballen më shpejt me realitetin jetësor sesa personat të cilët ndjekin shkollën e tyre si rrugën e drejtë, përballen më shpejt me problemet e jetës dhe në fund ato thonë se kanë mësuar në shkollën e jetës. Pyetja qëndron këtu, ”kush është më e vlefshme, shkolla e jetës apo shkolla e dijeve”? Nëqoftëse, kjo pyetje do të me drejtohej mua si një nxënës, un sigurisht që me dëshirën më të madhe do të thoja shkolla e dijeve, sepse ajo është një përgatitje e domosdoshme e cila zbut problemet në jetë, pasi ti je përgatitur se si të përballesh me to. Ama nëqoftëse kjo pyetje do të më

drejtohej si një adoleshent, do të anoja nga shkolla e jetës. Edhe pak kohë mua do të më duhet të zgjedh rrugën time, të përcaktoj se kush dua të jem në jetë, të mendoj rreth se ardhmes sime dhe çdokush e di që për të realizuar ëndrra, duhet një punë e fortë e cila mund të pengohet nga pengesa të larta. Në këtë çështje hyn në punë shkolla e jetës. Një shkollë e cila të bën më të fortë dhe më realist. Përballja jotë me realitetin e egër të forcon.

Duke u menduar po thellohem në atë që thashë më sipër se jeta është një shans. I qëndroj besnik asaj që thashë, por mundohem të gjejë një përkufizim me përgjithësues, një përkufizim i cili jo vetëm të na japë kuptimin e plotë të fjalës, por edhe të na motivojë për t'u përballur me jetën më së miri. Përveçse një shans, jeta është edhe një mundësi mjaft e mirë për të treguar veten. Kur them për të treguar veten, nuk nënkuptoj që të jemi të famshëm apo të njohur, nënkuptoj që të jemi të guximshëm.Të tregojmë atë se çfarë jemi, pa frikë dhe pa ndroje, pa kufi dhe me koshiencë të plotë. Të mos trembemi nga ky realitet jetësor, të cilin e cilësova të egër. Të mos zhytemi në pesimizëm, sepse kemi vetëm një shans, me të cilin duhet të bëjmë kujdes. Jo, pesimizmi është kaq mbytës, saqë zemërohem kur mendoj se ka njerëz pesimistë për jetën. Pavarësisht se sa e vështirë mund të jetë, ne duhet të tregojmë veten tonë dhe aftësitë tona të cilat me siguri që do të na e lehtësonin jetën.

Me këtë mendim, nuk duhet që të mësosh vetëm mendjen tënde, e cila shpeshherë të bindet me përulje, nuk duhet që thjesht të jesh i përgatitur psikologjisht, por duhet që si fillim të përgatisësh ndjenjat e tua. Për të arritur gjëra në jetë, duhet të jesh si fillim i përgatitur shpirtërisht dhe më pas mendërisht. Duhet të ndiesh që ti mund t'ja dalësh, që t'i mund të lësh gjurmë në zemrat e të tjerëve, apo të ngelesh në kujtesën e disa të tjerëve, sepse ndonjëherë nuk mjafton vetëm të besosh se mund t'ja dalësh, por duhet ta ndiesh që mund t'ia dalësh.

Dhe e gjitha kjo vazhdon të mbetet në karakterin e një personi të vetëm. Por çfarë ndodh me njerëzit të cilët nuk arrijnë që të shfaqin veten? Jeta tregohet shumë e ashpër me ta. Kurrë nuk i jep atë që ata duan, sepse mendon se nuk

e meritojnë. Kurrë nuk i afron me njerëzit që ata duan, sepse mendon se nuk mund ti ruajnë. Kurrë nuk u plotëson ëndrrat e tyre, sepse mendon se ata nuk kanë ëndrra. E ç'mund të bëjë një person i vetëm, një person i cili nuk mund të shprehet, i cili e vuan përbrenda gjithcka që ai ka, përpara një jetë e cila ka pranuar që të bazohet në një realitet të egër dhe egoist? Thjesht mund të presë. Dhe a e dini pse? Sepse jeta është thjesht një shans.

Por, ndonjëherë njeriu pyet veten."Mos jam gjë i vetmi që mendoj se çfarë është jeta?" Duket paksa e çuditshme, por është e vërtetë. Në ditët e sotme, ku syri i njeriut sheh vetëm pushtetin, paranë dhe lakminë nuk pres që të ekzistojë dikush që të shohë rëndësinë e jetës. E mendojnë jetën si një moment apo thjesht një minutë. Diçka për të cilën nuk ja vlen të luftosh. Diçka e cila mbaron sa hap e mbyll sytë. Si diçka të pavlerë, por që i japim gjëra me shumë vlerë. Ndonjëherë mendoj se jam i vetëm. I vetëm në errësirën e kësaj pyetjeje që ndriçon me një dritë verbuese. Por, mendoj se në një popullatë kaq të dendur, unë nuk mund të jem i vetëm. Patjetër është dikush aty jashtë që më kupton shumë mirë. Një njeri me të cilin, mund të ulemi e të bisedojmë së bashku pa fund rreth jetës. Fare normalisht mund ta përfytyroj si një moshatar timin, i cili është i interesuar për atë se çka jeton. Një person ndoshta ashtu si unë që nuk ka eksperiencë në ekzistencë. Që ashtu si unë nuk e ka parë akoma fytyrën e një jete shumëfytyrëshe. E një jete qe në momentet me të mira të tregon anën e keqe të saj, dhe në momentet më të këqija të tregon përsëri fytyrën më të keqe të saj. Dhe ky mendim më jep shpresë. Që ekziston një përson me të cilin mund të konsultoj mendimet dhe idetë e mia. Mund t'i zhvilloj këto ide. Por, thjesht nuk kam kohë. Jam i sigurt që ndoshta këtë person do të mund ta takoj vetëm në fund të jetës sime, pasi është shumë e vështirë që të gjesh një person të tillë. Do të kem mundësinë të bisedoj me të, atëherë kur nuk mundem më të bisedoj. Do të kem mundësinë të flas me të, atëherë kur nuk do të mundem më të flas. Do të kem mundësinë ta shoh, atëherë kur nuk do të kem mundësinë më të shoh. Do të kem mundësinë të ndjehem mirë, atëherë kur nuk do të mund të ndjej më. Edhe pse e di që kjo ditë do të vijë. Edhe pse e di që do të

vijë dita kur pamundësia do të më mundë, prapë jam i lumtur. Sepse, unë nuk mund të kushtëzohem nga mendime abstrakte, të cilat as nuk janë në dorën time. Unë thjesht jam rob i momentit. Jam rob i çastit. Jam rob i realitetit!

Duket sikur, sapo u përula. Duket sikur disa elementë të jetës më kanë robëruar. Ama, prapëseprapë nuk dorëzohem. Nuk mundem që të dorëzohem. Do të tregohesha i dobët.Do të isha një shembull i dobët për ata që më duan. Do të isha një kundërshtar i dobët për ata që më adhurojnë në fshehtësi. Nuk mërzitem, nëse jam një shembull i keq për ata që më duan. Është normale, që këto njerëz mund të ndjekin rrugën e një personi tjetër në vend të rrugës sime. Ama, nuk dua që ti zhgënjej të ashtuquajturit "kundërshtarët" e mi në jetë. Do të ishte rrënqethëse të thoja se u dorëzova përpara jetës. Sepse unë nuk mund të krijoj rastësisht kundërshtar. Me kundërshtarët e mij më përball jeta. Është ajo ndërmjetësja midis meje dhe të gjithë atyre që njoh në vazhdimësinë time njerëzore.

Nuk e di se si të ndihem më jetën. Me padrejtësitë të cilat fillojnë që nga lindja e deri në vdekje, nuk e di se si të ndihem. Ndonjëherë ndjej keqardhje. Kjo keqardhje për jetën zë atë vendin bosh i cili formohet nga pamundësia për tu përballur me këtë të fundit. Por unë mundem ta përballoj presionin e jetës!

Ndonjëherë ndjej mërzitje. Ka aq shumë njerëz të cilët nuk marrin atë se ç'ka meritojnë nga jeta, dhe shumë të tjerë të cilët ngrijnë mbretërinë e tyre mbi padrejtësi të pafytyra. Por çfarë kemi ne në dorë, kur jeta është thjesht një shans?!

Por edhe unë kam ato momentet e mia të gëzuara. Ato momentet kur pajtohem me atë mendimin se jeta është e bukur. Patjetër që jeta është e bukur, për ato persona të cilët e jetojnë atë ashtu sic është, por kanë edhe guximin për të provuar. Kanë guximin për të qënë koshientë për atë se ç'ka ndodh dhe për të mos u përfshirë në atë monotoninë e përditshmërisë. Këta i quaj njerëz dinjitozë për jetën. Njerëzit e patrembur për të provuar gjërat e reja dhe shpresëplotë për përmirësimin e gjërave të vjetra.

A është e çuditshme që ndonjëherë të ndjehem i papërgatitur?! Me të

vertetë që ndodh. Ka momente kur e ndjej veten emocionalisht të përgatitur. Por ka momente që ndjehem i papërgatitur psikologjikisht. Ky presion më dëmton rëndë. Me duket sikur nuk jam i gatshëm për diçka të re, ndërkohë që në momentin e lindjes nuk mendova fare nëse isha i përgatitur apo jo për jetën. Nuk mendova gjithashtu nëse isha i gatshëm apo jo për shkollën në momentin që shkova për ditë të parë në shkollë. Nuk mendova nëse isha i përgatitur për të ecur apo jo kur hodha hapat e parë. Epo, perceptimi i asokohe nuk është i njëjtë me perceptimin aktual. Aktualisht, cdo gjë që lidhet me rëndësinë e ekzistencës sime përbën çështjen e ditës për mua. Një çështje për të cilën kam frikë të flas, por aspak për të menduar. Ndonjëherë zhytem në një pesimizëm të thellë, i cili më pengon të ec perpara. Por mendoj që si mund të jetë i papërgatitur për çështje jetësore, një person i cili mendon gjatë gjithë kohës për jetën?!

Në atë moment, të gjitha energjitë negative zhduken. Ama vazhdoj të qëndroj në realitetin ekzistencial.

Konsiderohet e pazëvendësueshme për nga rëndësia oksigjeni apo uji për ekzistencialitetin tonë. Por, për të jetuar nuk mjaftojnë vetëm burimet të cilat janë të domosdoshme. Këto elementë thjesht na ndihmojnë që të mbijetojmë. Por jetesa, ka një ndryshim të pakonceptueshëm nga mbijetesa. Të mbijetosh do të thotë të mos ndiesh asgjë. Do të thotë të jesh bosh përbrenda. Por në ditët e sotme, termi "mbijetesë" sa vjen dhe zhduket. Një revolucion i cili ecën me hapa galopantë. Hapa këto, të cilët supozohet që të kthejnë ndjenjat tek njerëzit. Të jetosh nuk do të thotë që thjesht të kryesh proçeset jetësore që kryhen nga të gjithë organizmat e gjallë. Të jetosh do të thotë të ndiesh. Të jetosh do të thotë të gëzohesh. Të jetosh do të thotë të hidhërohesh. Të jetosh do të thotë të mërzitesh, të urresh, të pëlqesh, të marrësh dhe të japësh dashuri, ndjenja të cilat çmohen sot nga njerëzit, për faktin se mungojnë në masë.

E ç'mund të bëj unë? Mund të mundohem të ndryshoj këtë mentalitet të dalë mode. Një mentalitet i cili nuk funksionon me në ditët e sotme, ku jeta nuk konsiderohet thjesht si diçka kalimtare, ku detyra e gjithsecilit prej nesh është të trashëgoje vlerat e tij tek pasardhësit e tij. Sot jeta konsiderohet si një

mundësi për të lënë gjurmë me ato se c'ka ti bën në të vërtetë, dhe jo në atë se ç'ka të tjerët mendojnë për ty. Konsiderohet si një mundësi për të realizuar ato që qenia humane i quan ëndrra. Madje shkojmë aq larg saqë nuk e cilësojmë jetën si kalimtare .Jemi të vetëdijshëm se çdo gjë e ka një fund, përfshirë edhe ekzistencën tonë, por nuk mendojmë se pas vdekjes ne humbasim. Nuk e kam fjalën për atë që cilësohet si jetë pas vdekjes. Por njerëzit nuk shuhen në momentin që vdesin fizikisht, njerëzit shuhen në momentin që vdesin në kujtesën e njerëzve. Një kujtesë kjo e cila kujton shpesh gjërat e bukura në jetë, por kurrsesi nuk mund të harrojë gjërat e këqija dhe kryesisht njerëzit të cilët e kanë bërë që të përjetojë ndjenja të tilla. Një kujtesë të cilin shumë njerëz urojnë që të mos e kenë fare. Një kujtesë të cilën shumë njerëz e cilësojnë si armën kryesore të suksesit të tyre. Një kujtesë e cila shpesh here na nxjerr nga probleme të cilat i mendojmë si të pazgjidhshme.

Të jetosh nuk është thjesht një mënyrë e çuditshme për të ecur përpara, për tu ulur apo për tu ngritur në mënyrë personale apo profesionale. Të jetosh do të thotë të kërkosh nga vetja, pra të jesh kërkues. Të mos jesh një person i cili nuk provon të ndryshoje realitetin. Nuk bëhet fjalë që të mos e pranosh realitetin ashtu siç është, por bëhet fjalë për ta përmirësuar atë me aq mundësi sa kemi. Shpesh herë realiteti është i hidhur, por më mirë një hidhësi momentale, sesa një ëmbëlsi e përhershme. Ëmbëlsi kjo e cila ka si figurë përfaqësuese gënjeshtrën.

Të jetosh nuk përfaqëson veprimtarinë një trupi të ngurtë. Përfaqëson veprimtarinë e një njeriu të plotësuar, e një njeriu të formuar, një njeriu të inkuadruar në shoqëri.

Të jetosh është shumë e vështirë. Të jetosh për shumë njerëz është e pamundur. Të mbijetosh është e lehtë. Të ekzistosh është shumë më e thjeshtë. Të mbijetosh është madje shumë monotone. Por njerëzit nuk mund të zgjedhin nëse duhet të mbijetojnë apo të jetojnë, sepse jeta është thjesht një shans.

Të mbijetosh është thjesht një mundësi që të jepet për të vizitur botën. Është një biletë vajtje-ardhje. Është një udhëtim, i cili më shpejt mbaron sesa

fillon. Një udhëtim i cili nuk të lë asnjë mbresë. Një udhëtim të cilin e ke të pamundur ta kujtosh. Duket shumë e trishtueshme. Dhe në fakt ashtu është.

Ama të jetosh nuk është asgjë tjetër veçse një mision. Është një mision me anën e të cilit ti mund të kalosh në një nivel tjetër. Ekzistencën konsideroje si një lojë. Sigurisht që niveli i parë është shumë i thjeshtë, sepse ti mund të cilësohesh amator. E ndjen veten të paragjykuar duke u vetëvlerësuar si një ekspert, derisa loja fillon të vështirësohet. Në këtë moment ti përdor gjithë ndihmat e mundshme të lojës. Deri para pak kohe po e mendoje lojë si diçka interesante, derisa e pe veten në vështiresi. Pasi kalon kohë që ti e luan këtë lojë, dhe tashmë nuk ndjen më kënaqësi kur kalon nga një nivel në tjetrin, por e ndjen thjesht si detyrim që t'i shkosh lojës deri në fund, për të treguar që mund t'ia dalësh ti mund të quhesh një ekspert. Dhe në fund kur ti ke kaluar gjithë nivelet e mundshme, kur ti je bërë ekspert dhe kërkon që të luash thjesht për tu argëtuar, papritur loja prishet. Kur kthehesh në realitet si fillim çuditesh dhe më pas mërzitesh, sepse kupton që asnjë nuk të pa gjatë lojës. Asnjë nuk arriti të vëzhgojë suksesin tënd dhe në fund asnjë nuk do të të besojë që ti ishe një lojtar kaq i mirë. Në fund të fundit, të gjithë janë xhelozë për arritjet e tua. Askush nuk është krenar për veprën që ti arrite, përveç vetes tënde. Dhe kjo gjë të mundon. Të duket sikur gjithë ajo kohe që shpenzove për lojën shkoi dëm, duke u bazuar në mosbesimin e të tjerëve dhe duke harruar që ti bëre diçka në të vërtetë.  Ti ishe ai që bëre diçka të cilën të tjerët nuk mund ta bëjnë. Por përsëri ndjehesh bosh, sepse të tjerët nuk të vlerësojnë. Në fakt, kjo është mënyra se si funksion jeta.

Një paralelizëm i tillë, të ndihmon të kuptosh jetën. Të ndihmon të kuptosh marrëdhëniet e tua me njerzit të cilat do të doja t'i cilësoja fallco. Njerëz të cilët ndërtojnë jetën e tyre mbi ego personale. Ego e cila nuk të ndihmon të ndërtosh një jetë të qëndrueshme, një karakter të hekurt, një vlerë e cila mund të merret si shembull nga të tjerët. Një ego e cila thjesht të zhyt në një botë e cila po kalon në sitë çdo moment të ekzistencës së saj. Njerëz të cilët mundohen që të ushqehen me anën e simbiozës. Njerëz të cilët suksesin e të tjerëve ja faturojnë

vetes. I cilësoj këto njerëz si të paaftë për të qenë të suksesshëm. I cilësoj këto njerëz të paguximshëm për të ndërtuar veprën e tyre personale. Një vepër e cila do të mund të vlerësohej shumë më shumë nga jeta nëse do të ishte origjinale.

Dhe në fund të fundit jemi në që e ndërtojmë këtë vepër. Jemi në të guximshmit që provojmë, që japim diçka nga vetja, qe nuk jemi egoistë por, ngrihemi mbi baza altruiste.

Jemi ne që besojmë në ideale dhe në virtytet e jetës. Jemi ne që i japim kuptim kësaj të fundit. Jemi ne që nuk dorëzohemi përpara vështirësive dhe që nuk tregohemi të dobët. Këtë quaj unë trimëri. Të luftosh përpara armiqve për të mbrojtur të dashurit e tu është detyrë universale, ama trimëri quhet të shprehësh mendimet e tua ashtu sic ato janë, duke marrë parasysh edhe paragjykimin, i cili shpeshherë lëndon. Të shprehësh ndjenjat e tua pa marrë parasysh se çfarë vlerësimi japin të tjerët për të. Kjo quhet trimëri në jetë.

Por në jetë nuk është e rëndësishme thjesht të ndërtosh vepra, thjesht të përpiqesh pa fund. Në ekzistencën humane gjëja më e rëndësishme është që ta vlerësosh jetën. Jeta nga shumë artistë është përshkruar si gjerdan i paçmueshëm. Ky krahasim merr aprovimin nga të gjithë ne në mënyrë unanime. Me të vërtetë që jeta është e paçmueshme. Përmenda më sipër se jeta është thjesht një shans.  Me “një” nënkuptoj një dhe vetëm një. Askush prej nesh nuk mund të jetojë dy herë. Ky është një ndër rregullat kryesore të jetës. Një dhe e vetme. Prandaj jeta duhet vlerësuar. Shumë njerëzve u pëlqejnë aventurat. Jeta është aventurë. Shumë njerëzve u pëlqen komedia. Jeta është komedi. Shumë njerëzve u pëlqen drama. Jeta është dramë. Por në shumicën e rasteve, prandaj jeta nuk është e parapëlqyera jonë. Sepse ka pak nga të gjitha, në rastin kur në pëlqejmë vetëm njerën. Është shumë e vështirë për disa njerëz që t’i japin jetës një hiperbolizim të tillë. Kjo, sepse njerëzit e vegjël, japin mendime të vogla. Njerëzit e mëdhenj japin mendime të mëdha. E vështirë për t’u thënë së këto njerëz të vegjël, e mendojnë jetën si burg apo si kufizim. E kush mund të japë një vlerësim të tillë për jetën. Jam plotësisht dakort se jeta është shumë e vështirë, mund të jetë ndonjëhere e pamundur t’ia dalësh me

problemet që të dalin përpara, ama nuk mund ta quash "kufizim". A mund ta quash një dhuratë të pavlefshme ose të shëmtuar? Nuk mund ta bësh, sepse ke sadopak ndërgjegje personale. Ndonjëherë nuk ka rëndësi dhurata që të jepet, por rëndësi ka që dikush është kujtuar për ty. E njëjta gjë duhet të ndodh edhe me jetën. Nuk duhet të ofendosh diçka të cilën ta kanë dhuruar të tjerët. Edhe jetën askush nuk ka e fituar në ndonjë garë si trofe. Sepse, jeta nuk konsiderohet trofe. Jeta konsiderohet dhuratë. Diçka të cilën na e japin me zemër dhe me shpirt dhe prandaj duhet vlerësuar. Prandaj duhet ruajtur me kujdes. Sepse një dhuratë ruhet me të njëjtën dëshirë me të cilën të është dhuruar, një dëshirë kjo e pakonceptueshme. Një dëshirë kjo e cila duhe të vazhdojë gjithmonë.

Dhe ja ku përsëri asgjë nuk është në dorën tonë. Ja, ku përsëri jeta është një shans i cili manipulohet. Nëse do të ishte një shans i drejtë, të gjithë do të ishim të barabartë, por nuk jemi në shumë aspekte, sepse ai që hedh shortin tonë në një farë mënyre është i korruptuar. Nuk po them që mos t'i japë tjetrit gjëra tmerrësisht të mira, por mua të më japë diçka të përafërt me të. Nuk po kërkoj, që tjetri të kufizohet nga unë, por as unë të mos kufizohem nga tjetri. Nuk po kërkoj që tjetri të mos jetë superior, por dua që unë të mos jem inferior. Nuk kërkoj që tjetri të mos fitojë, por unë nuk dua që të humb. Dhe në fund për mua nuk përbën rëndësi nëse tjetri ka një jetë të mirë, por nuk dua që unë të kem një jetë të keqe. Sepse, egoizmi është një plagë e shoqërisë. Është një plagë e shoqërisë që e dashuron dhe e vlerëson jetën. E asaj shoqërie të guximshme. E asaj shoqërie të vendosur. Altruizmi! Ky është shërimi. Ky është shërimi i egos personale, e cila kushedi sa e sa vende të fuqishme ka shkatërruar. Kushedi sa e sa njerëz të ngritur i ka dërguar në pikiadë. Kush e di sa e sa biznese ka falimentuar. Kush e di sa e sa jetë ka shkatërruar. Dhe ky është problemi kryesor, që ndodh zakonisht në jetë. Ekzistenca e egos personale. Ose më mirë bashkëekzistenca e kësaj egoje me ne. Ajo është në çdo hap që hedhim. Në çdo hije që lëshojmë. Në çdo ideologji që ushqejmë. Dhe prandaj duhet që të punojmë në zhdukjen e saj. Duhet të punojmë në zhvillimin e  mendimit se çdo ego personale është e keqe dhe ndikon për keq

në çdo zhvillim. Në çdo zhvillim politik, shoqëror apo ekonomik. Dhe përsëri nuk mund ta kontrollojmë egon tonë, e cila ushqehet nga dëshira për pushtet dhe arritje të panumërta personale. Kjo gjë po na dëmton. Jo vetëm ne, por edhe jetën në vetvete.

Jetën, të cilën e kemi cilësuar të shtrenjtë deri më tani. Që e kemi cilësuar si një dhe të vetme. E kemi cilësuar ndoshta edhe si të padrejtë. Por këto jemi në. Qënie njerëzore, nganjëherë me kapacitet të ulët mendimi. Me kapacitet të ulët perceptimi intelektual kolektiv. Qënie të cilat e kemi të vështirë të vendosim, midis të drejtës dhe të gabuarës. Qënie të cilat nuk e ndajmë dot mendjen. Ndoshta, sepse nuk kemi një mendje të mirëfilltë?! Por, rëndësi ka që mundohemi të ecim përpara. Mundohemi të zgjedhim midis të mirës dhe të keqes. Dhe kjo vlen me shumë. Sepse, jo të gjithë mund të kuptojmë jetën, në të njëjtën mënyrë dhe kjo ndikon edhe në mënyrën se si e jetojmë jetën. Ndikon në mënyrën se si u tregojmë të tjerëve rreth jetës. Ndikon në qëllimet tona të cilat ja kemi vënë vetes, pa ditur se sa kohë kemi në dispozicion për t'i realizuar këto qëllime. Duke mos qënë të qartë, ne vazhdojmë të sforcohemi, të sforcojmë veten me ëndrra dhe qëllime. Sepse, kjo jemi ne. Qënie humane. Dhe pavarësisht çdo gjëje që në bëjmë, pavarësisht çdo qëllimi që ne kemi, pavarësisht çdo arritje personale e cila thjesht i shtohet asaj karrierës sonë personale, nuk e vendosim ne se kur do të mbarojë misioni ynë në jetë. Sepse, jeta është thjesht një shans!

Dhe ne vazhdojmë që ta reklamojmë jetën. Vahdojmë të themi gënjeshtra. I themi gënjeshtrat jo sepse duhet t'i themi, por sepse duam që ti themi. Duam që të ushqejmë atë mendimin se jeta është e mirë. Po pse vallë askush nuk merr guximin që të thotë të vërtetën? Pse të gjithë ne vazhdojmë të jemi kaq servile ndaj jetës. Sepse e duam. Edhe pse shpesh herë është e padrejtë me ne, e pranojmë. Pranojmë shansin tonë. Të pashpresë. Të pazakontë. Por kjo gjë nuk do të thotë që jetesa jonë, prej kësaj kohe e tutje të zhytet në pesimizëm. Kjo tregon që ne duhet t'i dalim jetës përpara, dhe me krenari t'i themi që nuk frikësohemi nga ty. Ka shumë njerëz që nuk e kanë pranuar akoma këtë gjë,

por është gjëja e vetme të cilën do të rekomandoja. Shtimin e guximit tek ne. Kërkoj që të reagojmë. Nuk kërkoj një reagim të një grupi njerëzish. Kërkoj një reagim të gjithanshëm, i cili të tregojë që qënia humane mundet. Po, po mundet. Dhe kjo gjë më jep shpresë. Me jep shpresë për të vazhduar dhe për të ecur përpara. Për të mos pranuar tiraninë e cila egërsohet nga dita në ditë dhe kërkon që të gllabërojë shpresat. Ato shpresa të cilat i mbrojmë me pasion. Gjënë e vetme që na ka ngelur, shpresën. Atë shpresë, në të cilën bazohet puna e brezit të tanishëm, është bazuar puna e brezave paraardhës, dhe do të bazohet punave e brezave të ardhshëm, të cilët po edukohen për përballjen e tyre me jetën. Një përballje e atillë, që nuk mund të parashikohet ose nuk mund të mendohet se ç'do të ndodhë me të. Nuk dihet nëse do të dalësh i fituar apo i humbur. Dhe kjo është ajo adrenalina, ku ti nuk e di se si do të shkosh, se çfarë do të bëhet me ty. Kjo gjë disa persona i bën të ndjehen të frikësuar apo të papërgatitur, ndërsa shumë të tjerë e cilësojnë si një aventurë, e cila të tërheq sa më shumë i afrohesh dhe të bën për vete. Të përfshin të tërin, duke të të ushqyer me dëshirën për të provuar gjëra të reja dhe kryesisht për të jetuar. Për të jetuar jetën në mënyrën tënde. Një mënyrë që asnjë tjetër nuk mund ta ketë, perveçse teje. Përveçse njeriut ideal, që ndoshta nuk mund të ndryshojë tërë botën, ama mund të ndryshojë jetën e tij. Por, në fund të fundit, ne po vazhdojmë që të provohemi, nëse mund t'ia dalim ose jo. Sepse, në fund të fundit jeta është thjesht një shans. Një shans që presim të na ndryshojë. Presim më të mirën. Presim mrekullinë duke u bazuar mbi realitetin. Jeta është shans!

# PSE JETOJMË?

Shumë njerëz e cilësojnë ekzistencën tonë thjesht si një proces jetësor, të cilin na e ka falur nëna natyrë. Shumë të tjerë thonë se ekzistenca jonë është e lidhur me procese të ndërlikuara biologjike dhe të tjerë e lidhin ekzistencën tonë me ekzistencën e të ashtuquajturit "krijuesi".

Askush nuk e pranon që këto fraza janë të gabuara. Po, thjesht duhet që të thellohemi paksa. Të mos e bëjmë kaq të thjeshtë. Të mos thjeshtojmë diçka e cila është kaq e ndërlikuar. Ekzistenca jonë nuk përfaqësohet vetem nga kryerja e funksioneve të cilat cilësohen jetësore. Jetesa jonë nuk është thjesht zhvillimi periodik i këtyre proceseve të lartpërmendura, por diçka më shumë. Jetojmë për të lënë gjurmë. Jetojmë për të arritur gjëra në jetë. Jetojmë për t'u bërë më të mirët. Jetojmë për të qënë të parët. Por, më e rëndësishmja për t'u bërë heroi i historisë sonë. Për të qënë ne nismëtarët e ndryshimit të vetes sonë. Për të qënë ne nismëtarët e një revolucioni thelbësor që ne vendosim t'ia bëjmë dhuratë mirëqenies sonë. Jo vetëm mirëqenies sonë personale, por edhe asaj kolektive. Nuk duhet që të mendojmë thjesht për ecurinë tonë personale, por perceptimi ynë duhet të shkojë edhe më tutje. Duhet që ky mendim të ndërtojë të ardhmen dhe të ndërtojë personalitetin tonë. Të mos mendojmë vetëm për veten tonë, por edhe për të tjerët. Kjo gjë do të ndihmontë në dhënien e përgjigjes së pyetjes "Pse jetojmë"? Jetojmë për të shpërndarë me të tjerët. Jetojmë që të simbolizojmë altruizmin. Dhe kjo ekzistencë na duket

e kotë. Na duket, sikur jemi të tepërt në këtë botë, por harrojmë që kjo botë është e jona. Por, nëqoftëse në këtë jetë nuk mund të kemi botën tonë, atëherë le ta krijojmë një të tillë, në të cilën mund të jesh ti mbreti. Mund të jesh ti personi, dëshira e të cilit të respektohet, fjala e të cilit të dëgjohet, ekzistenca e të cilit të vlerësohet, kërkesat e të cilit të zbatohen, ëndrrat e të cilit realizohen. Jetojmë që të jemi krijuesit e botës sonë, një botë plot me dëshira dhe kërkesa, të cilat në shumicën e rasteve nuk respektohen dhe nuk realizohen me sukses. Nje botë në të cilën nuk kemi se pse të pyesim veten "pse jetojmë".

Ama, jo të gjithë janë arkitektë të mirë. Kjo veprimtari kërkon disa aftësi arkitekturore të cilat shumica nuk i zotëron. Në këtë moment, ne na shuhet shpresa për të qenë krijuesit e botës sonë dhe i nënshtrohemi shansit. Një shans i cili na detyron që të jetojmë në këtë botë. Në botën e realitetit. Në botën e cila pretendon të jetë e së vërtetës, por është e gënjeshtrës. Pretendon të jetë e lumturisë, por është e dëshpërimit. Ku ne nuk vlerësohemi si duhet dhe thjesht pyesim veten, ndoshta të hutuar"pse jetojmë?". Nëqoftëse, kjo pyetje do t'iu bëhej  njerëzve të ndryshëm, do të merrnim përgjigje të ndryshme, të cilat më së qarti na japin shembuj të patjetërsueshëm të pabarazisë e cila ekziston në jetë. Arsyeja e jetës për një prind është fëmija, arsyeja e jetës për një aktor është filmi, arsyeja e jetës për një doktor të përkushtuar është pacienti. Po për një adoleshent? Kush është arsyeja e jetës për një adoleshent?

Padyshim që për mua personalisht është shkollimi dhe familja. Besoj dhe shpresoj që kjo të jetë përgjigjia edhe e shumë bashkëmoshatarëve të mi, të cilët shpresojnë për një të ardhme më të ndritur.

Padyshim që familja është mbështetja kryesore e çdo personi. Eshtë si një shtyllë në të cilën mund të mbështetesh pa frikën se do të rrëzohet. Si një shtyllë e cila falë teje qëndron e fortë. Qëndron e fortë që të të japë ty një shembull të mirë, duke ditur që edhe ti një ditë do të jesh një shtyllë e denjë për familjen tënde. Duke të mësuar se çfarë është krenaria dhe sakrifica, çfarë është e keqja dhe e mira. Duke të të mësuar se çfarë është përkushtimi dhe neglizhenca. Duke të të mësuar se sa nëvojë ke ti për ta dhe sa nevojë kanë ata

për ty. Por asnjëherë nuk të mësojnë arsyen e jetesës.

Pas familjes vjen shkolla, e cila në shumicen e rasteve shërben për formimin profesional të një individi. Shërben për të na treguar rrugën e drejtë  dhe për të fshirë rrugët e errëta, në të cilat mund të përfundojë çdo person i cili nuk i përmbahet jetës shkollore dhe asaj familjare. Por, kurrsesi nuk na tregon arsyen e jetesës.

Nëqoftëse, nuk na e tregon as familja as shkolla atëhere  kush mund të na e thotë?!

Këtu qëndron kryesisht sekreti. Jemi ne të cilët duhet të zbulojmë arsyen e ekzistencës tonë. Jemi ne të cilët duhet të zbulojmë atë se çfarë na motivon për të ecur përpara, atë se çfarë duhet të bëjmë në jetë dhe atë se çfarë duam që të jemi. Jemi ne të cilët mendojmë se na është caktuar një detyrë e vështirë, kur në të vërtetë është një detyrë që dashje pa dashje e ka bërë çdokush. Prandaj edhe quhet "detyrë". Sepse, jemi të detyruar që ta bëjmë. Jemi të detyruar që të ndriçojmë rrugën tonë drejt të ardhmes dhe drejt së vërtetës. Jemi të detyruar të bëhemi vetvetja edhe nëse nuk mendojmë se jemi. Kjo mund të jetë detyra e vetme të cilën mund ta cilësoj "atraktive". Një detyrë e cila do të më shërbejë për të kuptuar shumë gjëra rreth jetës e cila do të jetë gjithmonë një atraksion i patjetërsueshem. Gjithmonë diçka e cila do të ngelë e re edhe pasi të jetë vjetëruar shumë. Diçka e cila do të më gëzojë edhe pasi të jetë bërë, ndoshta e mërzitshme. Diçka e cila do të jetë kaq e preferueshme edhe kur të jetë e detyrueshme.

Të mësosh diçka mbi ekzistencën tënde nuk është kurrë e tepërt. Nuk është kurrë e mërzitshme, sepse më në fund do të marrim përgjigjen e pyetjes së shumëkërkuar. Por nuk ekziston asnjë person që të mund të na japë idetë apo teoritë e tij thjesht, ndoshta si një dhuratë. Jemi në ato që do të shohim se ç'është jetesa jonë dhe të arrijmë një përkufizim personal, vetëm në momentin që të kemi arritur një pjekuri personale e cila të jetë e gatshme për të konceptuar probleme të tilla të cilat do t'i cilësoja jetike.

Por, si mund ta arrijmë në këtë pjekuri personale? Sigurisht që ky proçes

kërkon një kohë të madhe për tu realizuar dhe për t'u përmirësuar dhe sigurisht që me kohën vjen gjithçka. Ne jemi gati në momentin që e ndjejmë veten gati. është kaq e thjesht. Në momentin që në jemi konfuzë për atë se çka dimë dhe atë se çka duam të mësojmë do të thotë që nuk jemi në brendësi të çështjes. Papritur e gjejmë veten jashtë një proçesi i cili kërkon kohë, por e gjejmë veten edhe jashtë temës. Një temë të cilën po mundohemi ta shtjellojmë në brendësi të vetvetes tonë.

Mund të themi se jemi gati, në momentin që kemi kaluar aq shumë pengesa sa nuk i kemi vite jetë. Pengesa të cilat na forcojnë vazhdimisht karakterin dhe personalitetin.

Jemi gati pasi, e kemi parë jetën drejt e në sy dhe kur jemi në pozitën për t'i drejtuar pyetje. Në fakt, ekzistencën tonë do ta konsideroja si një monarki absolute, ku jeta është ajo e cila ka të drejtën e fjalës para teje. Të dënon edhe pse ndoshta ti nuk ke bërë asgjë. Merr vendime për ty, ndoshta edhe pa të pyetur. Të përdor edhe pse ndoshta ti nuk je një mjet. Dhe ti gjatë gjithë kohës hesht. Hesht, sepse e ndjen veten të pafuqishëm ndaj një monarku madhështor. Nuk e shohim ekzisitencën e tij, por e ndjejmë atë. Nga ato që kemi dëgjuar e kujtojmë këtë monark, si një djalë të pashëm e muskuloz, por kur e shohim nuk u besojmë syve. Asgjë tjetër veçse një burrë i vjetër dhe i shëndoshë, i cili nuk ka aspak prezencë dhe respekt për etikën personale. Kjo është ekzistenca jonë. E cilësojmë të bukur, por tregohet e egër me ne. Duam ta cilësojmë të shëmtuar, por në një moment ajo na shfaq anën e bukur të saj. Dhe ne jemi ato të cilët në fund të fundit ndjehemi të çorientuar. Ndjehemi bosh. Ndjehemi të pavlerë.

Por sado të vonohet, në fund do të jetë tek ne. E kam fjalën për pjekurinë tonë cilësuese.

Një pjekuri e cila duket sikur na ka harruar, mundohet të na bëjë të mendojmë se jemi gabim duke u shfaqur nga hiçi. Duke u shfaqur për të ndriçuar pikëpamjen dhe konceptimin tonë. Vetëm atëherë jemi të gatshëm për të përballuar sfidën më të rëndësishme që kemi në jetë, të kuptojmë se

pse jetojmë. Pse jetojmë në këtë jetë të sertë? Do të doja që të dëgjoja arsyet e jetës të të gjithë njerëzve që bashkëekzistojnë me mua. Do të ishte shumë interesante që të dëgjoje njerëz të ndryshëm me mendime të ndryshme. Kjo gjë mund të më ndihmonte edhe mua për të ndërtuar një mendim për arsyen e jetesës sime. Por, kjo është një çështje personale. Mes meje dhe vetes time. E cilësoj çështje personale, sepse kështu e mendojnë të gjithë. Në këtë aspekt, mendimet tona përputhen. Askush nuk mund të më ndihmojë në këtë aspekt të pakapërcyeshëm në jetë.

Jam shumë i gëzuar që shumica e njerëzve e gjejnë përgjigjen e pyetjes ”pse jetojmë”, por çfarë ndodh me ato persona të cilët nuk e ndjejnë veten të gatshëm për të dhënë një përgjigje duke iu drejtuar vetes së tyre? Çfarë ndodh me ato njerëz të cilët nuk e kuptojnë qartësisht se pse jetojnë?

Më vjen me të vërtetë keq. Por keqardhja më e madhe duhet të vijë nga vetë ato persona. Nga vetë këto individë të cilët janë të pafuqishëm dhe nuk kanë potencialin të drejtojnë jetën e tyre. Këto njerëz do të jenë gjithmonë shënjestër e jetës. Në shënjestrën e asaj jetës, të cilën e quajnë gënjeshtër. E kanë plotësisht gabim. Jeta është aq e vërtetë dhe realiste, saqë kapaciteti perceptues human e konsideron gënjeshtër.

Këto njerëz nuk mund të kërkojnë ndryshimin e jetës, kurrsesi. Këto njerëz duhet të kërkojnë ndryshimin e vetes së tyre fillimisht. Duhet të kërkojnë një sqarim i cili duhet të vijë thellë nga mendja e tyre. Duhet t'i kërkojnë llogari organizimit të sh'thurur të mendimeve që ekzistojnë tek psikologjia e këtyre njerëzve. Nëqoftëse, ato nuk gjejnë kuptimin e jetës, nuk mund as të motivohen në jetë. Dëgjoj shpesh njerëz, të cilët thonë:”nuk e di se cfarë po bëj me jetën time” .Çfarë është ky mendim tmerrues dhe i keqinterpretuar?!

Nëqoftëse, nuk e di se çfarë je duke bërë me jetën tënde, atëherë thjesht mendohu. Është diçka e cila nuk kërkon një angazhim të madh fizik, i cili mund të të dërrmojë fizikisht. Pse je duke humbur kohë? Pse vazhdon ta përsërisësh atë fjali, e cila është bërë monotone jo vetëm në veshin tim, por edhe në veshin e shumë njerëzve të tjerë, të cilët nuk kanë thjesht mendime

sipërfaqësore, por më të thella. Më të largëta. Pse vazhdon të bësh diçka, për të cilën nuk ja ke idenë? Pse vazhdon të ankohesh për diçka, të cilën nuk e njeh në të mirat dhe të këqijat e saj? Pse vazhdon të mundosh veten me mësimet e vështira të shkollës, kur nuk di mësimin kryesor të jetës? Thjesht, bëj diçka. Jo për mua, por për veten tënde. Bëj diçka e cila me të vërtetë do të të shërbejë në përditshmërinë tënde. Një përditshmëri e cila shpesh herë të pyet "pse jeton"dhe ti duke u munduar ti shmangesh pyetjes së bërë vazhdon të mos kërkosh përgjigjen e saj. Labirintet e mendjes janë aq të thellë dhe të ngatërrueshëm, saqë askush prej nesh nuk mund ta perceptojë. Por personat të cilët nuk e kanë gjetur përgjigjen e kësaj pyetje janë me të vërtetë në një gjendje shume të vështirë dhe të vonshme. Sepse kjo pyetje është çelësi për të hapur këtë labirint imagjinar. Një labirint të cilit askush nuk ia di fundin, por çdokush prej nesh duhet t'i dijë fillimin. Nje labirint i cili do të ketë pengesa të shumta gjatë gjithë udhëtimit të tij. Një udhëtim i çuditshëm dhe ndoshta i mërzitshëm, ku prova më e madhe e të cilit do të jetë dalja e tij. Mund të arrish deri në fund, por aty mund të ngecësh dhe të përjetosh gjëra të cilat nuk i ke përjetuar gjatë tërë udhëtimit të mëparshëm. Por në fund ja vlen. Ja vlen, vetëm për faktin sepse më në fund arrite të gjesh kuptimin e jetës, në bazë të të cilit do të ndërtosh të ardhmen. Atë të ardhme që gjithmonë ke ëndërruar.

Në momentin që unë mendoj kaq shumë për të tjerët, pres që edhe të tjerët të mendojnë për mua. Më falni! Për një moment e humba toruan. Harrova që në këtë botë askush nuk mendon për të tjerët. Askush nuk mendon për mua, ndërkohë që unë mendoj për të gjithë. Askush përveçse atyre që më duan, nuk përkujdesen për mua. Dhe kjo më jep forcë, sepse nuk kam nevojë për asgjë në jetë, përveçse atyre që më duan. Atyre që më të vërtetë u interesoj pa interes. Atyre që pa u menduar dy herë, janë të gatshëm të japin jetën për mua dhe për qënien time. Atyre që me të vërtetë më vlerësojnë me dashurinë që më japin dhe jo me çmime të përkohshme. Sepse, respekti dhe dashuria janë gjërat më të pazëvendësueshme në jetë. Gjërat me kohëzgjatjen më të madhe. Sepse, në fund të fundit kjo është jetesa. Si mund ta vlerësojnë një vepër arti, disa njerëz

të cilët nuk kanë parë sakrificat që piktori ka bërë për ta realizuar? Si mund ta vlerësojnë këtë pikturë duke u hequr si kritikë, ndërkohë që nuk ia kanë idenë artit dhe perceptimit të këtij piktori? Kjo është edhe ajo që ndodh me ne. Vlerësohemi nga njerëz që nuk na njohin. Që nuk dinë asgjë për ne dhe prapëseprapë ne nuk mërzitemi. Sepse e dimë që në sytë e piktorit që krijoi një vepër arti si ne, ne jemi më të mirët. Jemi më madhështorët.

Ne jetojmë, për të vërtetuar se Toka, është me të vërtetë një planet i paçmueshëm. Vetëm sepse mbi të jetojmë ne. Jetojmë ne, të cilët vetëquhemi "humanë". Jetojmë ne, të cilët ja vlejmë që të jetojmë. Jetojmë ne, luftëtarët e vërtetë, të cilët edhe pse nuk e dimë se çfarë është lufta, përballemi çdo ditë me të. E kemi çdo ditë, përpara fytyrave tona. Atyre fytyrave të cilat nuk tregojnë asgjë tjetër, përveçse trimëri dhe paqe. Sepse në fund të fundit, jeta është një dhe e vetme. Le ta bëjmë atë një kryevepër.

Që të bësh një kryevepër, jo domosdoshmërisht duhet të jesh një artist i famshëm apo i suksesshëm. Mjafton që të duash atë që bën. Të vlerësosh mundin tënd. Të vlerësosh jetën. Të vlerësosh vazhdimësinë e pacënueshme humane. Të vlerësosh të mirat e jetës, por edhe të këqijat. Të vlerësosh xhestet të cilat ja vlejnë me të vërtetë për tu vlerësuar. Të vlerësosh ekzistencën. Të vlerësosh gjithçka.

Të jetosh, merr kuptim më të përgjithshëm në momentin që ti i kushton gjithçka kësaj jetese. Kësaj ekzistence njëpërdorimshme. Kësaj ekzistence të pashoqe. Në momentin që ne bëjmë më të mirën që në mundemi. Japim çdo gjë nga vetja me pretendimin se do të bëhemi më të mirët. Ky është kuptimi i jetës. Të punosh fuqishëm, duke mos u bazuar mbi të tjerët, por duke u ngritur mbi forcat e tua krejtësisht të pakrahasueshme me të tjerëve. Duke treguar identitet dhe vendosmëri për atë që bën, për rrjedhën që pretendon t'i japësh jetës. Një rrjedhë e cila, mund të të përplasë me gurë të mëdhenj, mund të të zhysë thellë në zbrazëtirën e mendimeve apo të veprimeve. Mund të organizojë vazhdimësinë tënde jetësore në një mënyre të tillë, që të paralizon vetëm mendimi i keq i kësaj ndodhie. Dhe pafuqia jote dhe e imja së bashku,

na çon në pamundësinë e veprimit ndaj kësaj padrejtësie kolektive.

Dhe në fund kjo rrjedhë, pretendon se ka ujë të kulluar. Është e pamundur. Tashmë uji i asaj rrjedhe është tretur në djersët e mia. Në mundimet e mia të panumërta për të mos u mbytur, për ti bërë një nder vetes sime. Për të nderuar unin dhe personalitetin tim. Që t'u dalë njerëzve përballë me krenari dhe me dinjitet. Për t'u treguar të tjerëve se unë ja dola. Por gjithashtu, edhe për tu bërë një motivim për të gjithë të tjerët. Një shembull për të tjerët. Nje person i sakrificës, që me arritjet e tij të cilat kanë lënë gjurmë, të mos kërkojë krijimin e kopjeve të tij, të ndjekësve të verbër, por të kërkojë krijimin e personave të tjerë me arritje të mëdha. Jo të njëjta me të miat, por të ngjashme me ato, të cilat mund të bëhen frymëzim, për njerëz të tjerë. Ky është një proces, i cili nuk ndalon kurrë. Edhe unë këtë gjë shpresoj. Që shpresa dhe frymëzimi të mos shuhen kurrë. Mjaftojnë këto pika që jetesa mbi Tokë, dhe bashkë ekzistenca e njerëzve me njeri-tjerin, të bëhet më e mirë. Sepse vetëm kështu, mund ta bëjmë jetën ashtu siç e ëndërrojmë, ashtu siç e dëshirojmë, ashtu siç e dashurojmë me gjithë zemër.

Dhe nëqoftëse e gjitha kjo gjë në fund ndodh, në jemi përfituesit primarë të kësaj jete. Jemi përfituesit kryesorë, të diçkaje e cila ja vlen me të vërtetë. Në fund, ashtu si të gjithë njerëzit e tjerë, edhe ne do të mund që të kuptojmë jetën. Të kuptojmë arsyet e ekzistencës së saj. Por mbi të gjitha të kuptojmë arsyet e ekzistencës sonë. Një ekzistencë e cila përfaqësohet nga figura të paharrueshme, të cilat kanë bërë historinë dhe kanë qënë pjesë e saj duke u konsideruar si njerëz të patjetërsueshëm. Kjo është edhe ajo se çka dua unë që të bëj me jetën time. Të jem pjesë e historisë. E nëse nuk do të arrij që të jem pjesë e historisë botërore, do të shkruaj hitorinë time, ku personazhi kryesor do të jem unë. Ku personi më i rëndësishëm do të jem unë. Një histori e cila do të bazohet vetëm në veprën time. Vetëm në ideologjinë time të pazëvendësueshme. Sepse në fund të fundit, jeta është një shans, ku unë do të përpiqem që të kem shansin më të mirë. Do të përpiqem që të kem atë shans, i cili do të më bëjë njeriun më fatlum në sytë e të tjerëve, gjë kjo, të cilën ja uroj të gjithë njerëzve të cilët

besojnë në bukurinë e jetës, në idealet e tyre dhe në përmirësimin e jetesës.

Do të vijë një moment, që të gjithë ne, të kuptojmë se si funksionon jeta. Se çfarë paradoksi ndërton ajo mbi ne. Një distancë kaq e vogël midis të mirës dhe të keqes. Midis të bukurës dhe të shëmtuarës. Diçka normale. Diçka e pritshme. Diçka familjare.

# KUSH JANË QËLLIMET E JETËS DHE ÇFARË KONSIDEROHET SUKSES NË JETË?

Perceptime të shumëllojshme. Teori të ndryshme. Opinione të pafundme. Mendime të paimagjinueshme. Imagjinata të shfrenuara. Konkluzione të panumërta. Dhe për çfarë? Të gjitha këto për jetën. Ose më saktë, për qëllimet dhe sukseset e jetës.

Kjo pjesë ka të bëjë vetëm me perceptimin personal. Vetëm me opinionin personal. Çdo konkluzion rreth kësaj çështje është personal. Të gjithë ne e përkufizojmë dhe e cilësojmë në mënyrë të ndryshme se çfarë qëllimesh ka jeta dhe çfarë konsiderohet sukses në jetë.

Pikesëpari, qëllimet e jetës janë të shumta. Nuk mund të përmendësh vetëm një të tillë dhe të thuash së qëllimet e jetës tënde mbaruan.

Çdo veprim që bëjmë në në jetë ka një qëllim dhe një pasojë.

Që në momentin kur vijmë në jetë, ne kemi një qëllim. Fillimisht, të lumturojmë në një mënyrë të papërshkrueshme familjarët tonë, me prezencën tonë aty. Një prezencë e magjishme për ta. Por edhe kur vdesim fizikisht, qëllimi ynë është që të lëmë pas përfaqësues dinjitozë të veprës sonë. Njerëz të cilët do të dijnë ta vlerësojnë me respekt dhe dashuri. Me përkujdesje dhe me

rigorozitet.

Por, qëllimet në jetë janë të ndara. Janë të ndara në një mënyrë aq të çuditshme, saqë nuk u besojmë syve. Ose më saktë, nuk u besojmë mendimeve tona.

Shpesh herë kemi qëllime në aspekte të ndryshme jetësore. Kemi qëllime profesionale, shkollore apo edhe familjare.

Një doktor i sapodiplomuar, kërkon që të bëjë gjëra të mëdha. Kërkon që të shpëtojë jetët e shumë njerëzve. Kërkon që të jetë shërim, për atë të cilën mund ta cilësojmë si diçka të keqe, sëmundjen.

Një arkitekt i vjetër, kërkon që të jetë sa më i saktë në atë se çka bën dhe në fund të karrierës së tij të ndërtojë diçka e cila të mos jetë thjesht një ndërtesë madhështore. Por një vepër arti. Një ikonë. Një mit.

Kuptohet qartë, që qëllimet profesionale, nuk mund të shfaqen tek personat e paarsimuar. Kjo gjë shfaqet tek personat, të cilët kanë realizuar më parë disa qëllime të tjera në jetë. Ato shkollore.

Sigurisht, që qëllimi kryesor i një nxënësi me perceptim normal është që të dalë sa më mire me mësime. Të bëhet një njeri i vlefshëm për shoqërinë e ditëve të sotme, e cila është kthyer në një sitë të madhe, e cila largon të gjithë elementët e panevojshëm. Asnjeri prej nesh nuk dëshiron që të jetë njëri prej këtyre elementëve. Prej ketyre elementëve që në fund do të grumbullohen në një enë. Kjo enë do të jetë, ena e parë në rradhë që do të kërkohet që të lahet. Dhe në fund ato papastërtitë do të zhduken. Dhe në fund çfarë i shijuan jetës këta persona? Asgjë.

Por, qëllimi kryesor i një nxënësi është që përveçse të ndriçojë të ardhmen e tij personale, të bëje krenarë prindërit e tij. Të bëjë krenarë familjarët e tij. Të bëjë krenarë njerëzit të cilët, besojnë tek ai. Të bëjnë krenarë njerëzit që i duan. Njerëzit që i respektojnë.

Dhe më pas vijnë, qëllimet familjare. U renditën të fundit, por janë më të rëndësishmet. Këto qëllime përcaktojnë fytyrën e vërtetë të çdo personi.

Janë ato qëllime të cilat na bëjnë të ndihemi pak humanë. Janë ato qëllime

të cilat na prekin zemrën dhe jo trurin. Diçka e pazakontë për mua. Por, prapëseprapë jam i ndjeshëm ndaj këtyre qëllimeve. Jam mjaft i interesuar për t'i renditur të parat në rradhë. Jam shume i lumtur që krahas qëllimeve fitimprurëse ekzistojnë edhe qëllime shpirtërore, të cilat i japin një kuptim të veçantë tërë jetës tonë. Ekzistenca e shumë njerëzve varet nga këto qëllime. Shumë njerëz vazhdojnë të ekzistojnë akoma vetëm se në këtë botë ekzistojnë qëllime të tilla. Qëllime familjare.

Por për të pasur një rezyme të qartë të këtyre qëllimeve, duhet që të kesh arritur një pjekuri personale, aq të mirëfilltë saqë të jesh në gjëndje që të vendosësh vetë për gjithçka pa u ndikuar nga askush dhe nga asgjë. Për të qenë krejtësisht i pavarur. Për të qenë krejtësisht i lirë. Për të qenë krejtësisht qënie e lirë humane. Vetëm në atë moment do të jesh i mundur t'i vendosësh vetes disa qëllime familjare. Kjo pjekuri vjen me kohën. Ne as nuk ja kemi idenë se ç'do të thotë fjala "familje", deri në mometin që kuptojmë se ka me të vërtetë njerëz në këtë botë, të cilët mendojnë gjatë gjithë kohës për ne. Që jetojnë gjatë gjithë kohës për ne. Që motivi i jetës së tyre jemi ne. Prandaj për hir të këtyre njerëzve. Për hir të këtyre "ikonave" të dashurisë dhe respektit që ata kanë për ne le të bëjmë jetën më të bukur. Le ta bëjmë atë një kryevepër.

Këto qëllime nuk janë rastësore. Këto qëllime nuk janë spontane. Janë qëllime të mirëvendosura mbi njëra-tjetrën, në mënyre që kalaja që do të ndërtojmë duke pasur parasysh qëllimet familjare, të jetë një kala e fortë. Të jetë një kala, të cilën do ta kemi të pamundur, ta prekim e jo më ta shembim. Sepse, kjo kala përfaqëson njerëzit që duam dhe na duan. Njerëzit që respektojmë dhe na respektojnë. Njerëzit të cilët janë të gatshëm të bëjnë gjithçka për ne. Njerëzit të cilët na kanë idhuj.

Në momentin, që një person mendon se e ka arritur këtë pjekuri perceptimi, sigurisht që i vendos vetes disa qëllime familjare. Disa qëllime të zgjuara dhe të arritshme. Disa qëllime realiste. Disa qëllime të vërteta.

Po çfarë ndodh me ato njerëz të cilët i vendosin vetes qëllime pa arritur një pjekuri të tillë perceptimi? Sigurisht që dështojnë. Më pas, fatkeqësisht këto

njerëz kthehen në një shembull për ne. Kthehen në "simbole" të zhgënjimit. Kthehen në simbole të papjekurisë. Dështimi i tyre është i pritshëm, vetëm për faktin se këto njerëz në shumicën e rasteve nuk janë realistë. Ëndërrojnë gjatë gjithë kohës dhe kërkojnë që ëndrrat e tyre të realizohen vetëvetiu. Kjo gjë nuk ndodh. Është e pamundur. Nëqoftëse, një person kërkon që të realizojë qëllimet e jetës së tij duhet të punojë fort. Madje shumë fort.

Po me ato njerëz të cilët e kuptojnë me vonesë se e kanë arritur këtë pjekuri perceptimi ?Janë thjesht të parapërgatitur. Parapërgatitja është përgatitja më e mirë.

Ata janë tmerrësisht realistë për atë se çfarë thonë dhe mendojnë. E shohin jetën nga një prizëm më të zhvilluar. Nga një prizëm më të kompletuar. Sepse, njerëz të tillë kanë lindur për të qenë gati.

Qëllimet e jetës, sigurisht që përcaktohen sipas moshës së personit.

Një djalë i ri, i sapodiplomuar ka për qëllime familjare, që të krijojë një familje të shëndoshe me vajzën që ai dashuron.

Një burrë i moshës së mesme, i cili ka fëmijë, kërkon që të ketë një familje të qëndrueshme, pra kërkon një stabilitet familjar të përqëndruar në respekt dhe dashuri.

Një person i moshuar, i cili shumicën e kohës e harxhon duke luajtur me nipërit dhe mbesat e tij, kërkon që kjo ëndërr të vazhdojë sa më gjatë. Ai nuk vazhdon të mendojë më për parajsën që ekziston në qiell. Sepse ai ka gjetur parajsën në Tokë.

Kjo gjë më jep shpresë. Kur mendoj se sa familje të lumtura ekzistojnë në botë, ndjehem tmerrësisht i lumtur. Ndjehem aq i gëzuar saqë nuk mund ta imagjinoj. Sepse familja është gjithmonë në radhë të parë. Me pas vjen çdo gjë tjetër. Më pas vjen çdo eksperiencë, arritje, qëllime dhe aftësi personale. Por aftësia e cila vlen më shumë në ditët e sotme është që të krijosh një familje të lumtur. Të kesh pranë persona të cilët të mbështesin. Persona të cilët të japin motivimin e duhur për të ecur përpara. Persona, të cilët të japin forcë kur ndjehesh i dobët. Persona, të cilët të lumturojnë kur je i mërzitur. Persona të

cilët të respektojnë, kur ndien mungesë respekti nga të tjerët. Persona të cilët të kthehen në motiv të jetës, në momentin qe ti pyet veten se pse akoma nuk e ke gjetur këtë motiv. Eh, familja. Gjëja më e bukur në botë. Gjëja për të cilën do të mund të flisja pafund. Gjëja e vetme për të cilën do të punoj fort. Gjëja e vetme për të cilën do të ndihem krenar. Sepse familja është vendi ku fillon dashuria dhe nuk mbaron kurrë. Ky është qëllimi im kryesor familjar. Të jem pjesë e pemës së familjes sime me një krenari të papërshkrueshme. Të përmendem nga pasardhësit e mi, si personi i cili nuk pati nevojë që të bënte krenar një vend apo gjithë botën për t'u ndjerë i lumtur. Pati nevojë të bënte krenarë familjen e tij, që të fluturonte në qiell nga gëzimi.

Duke, qenë se secili prej nesh në një moment apo në një tjetër të jetës, do të kemi një familje, do të kemi një vend gëzimi dhe të shenjtë, le t'i vendosim vetes disa qëllime familjare. Le t'i vendosim vetes disa rregulla të pandryshueshme e të pashkelshme. Disa rregulla të cilat do t'i cilësonim të shenjta. Sepse, nuk mjafton që të jetë thjesht një rregull, për t'u cilësuar i "shenjtë". Eshtë pozicioni i rregullit që e bën atë të shenjtë. Eshtë ajo pjesa "rregull familjar" që e bën të shenjtë. Eshtë ky emocion i papërshkrueshëm që i jep një rëndësi galopante këtyre rregullave.

Por, jeta pasohet nga vazhdimësia jetësore. Vazhdimësia jetësore pasohet nga ciklet jetësore. Ciklet jetësore pasohen nga ekzistenca njerëzore. Ekzistenca njerëzore pasohet nga qëllimet e jetës. Qëllimet e jetës pasohen nga suksese.

Sukseset që ne arrijmë në jetë janë të panumërta. Janë të pafundme. Këto suksese edhe pse janë të shumta, nuk kanë ndonjë rëndësi të madhe për ne shumicën e rasteve. Sepse, rëndësia e tyre përcakton se sa do të memorizohen këto suksese në kujtesën tonë afatgjatë.

Ka suksese spontane. Afatshkurtra. Gjurmët e të cilave janë të zbehta. Janë pothuajse të pandikueshme tek ne. Këto suksese i arrijmë pothuajse çdo ditë në jetë. Duket si qesharake, por konsiderohet sukses që të arrish në shkollë në kohën e duhur. Konsiderohet sukses edhe të shënosh një gol kur je duke luajtur me shoqërinë. Konsiderohet sukses edhe që të arrish të shkruash në kompjuter

me dhjetë gishta. Këto suksese arrihen në një moshë të vogël dhe janë suksese të pakonsiderueshme. Por sukseset zhvillohen me kohën.

Me kohën ndryshojnë edhe sukseset tona. Tashmë nuk konsiderohet sukses për një të rritur që të arrijë në kohë në një mbledhje, por nga ajo mbledhje të ketë përfitime të shumta.

Nuk konsiderohet sukses për një lojtar profesionist, që të shënojë gol në një lojë me miqtë, por në një ndeshje të rëndësishme.

Gjithashtu nuk konsiderohet sukses për një inxhinier kompjuterik që të shkruajë me dhjetë gishta në kompjuter, por të dijë të përdorë programe të avancuara kompjuterike.

Kjo gjë tregon revolucionin që ndodh me sukseset. Me çdo lloj suksesi.

Por, në këtë jetë ku askush nuk ka të njëjtin mendim me tjetrin edhe konceptimi mbi suksesin është i ndryshëm.

Shumë njerëz konsiderojnë sukses, që të kenë shuma të mëdha parash, apo të jenë drejtues të një kompanie të madhe. Disa të tjerë, suksesin e përkufizojnë si makina të shtrenjta. Si statuja, piktura apo suvenire të bukura në muret e vilave luksoze, të cilat gjenden në vendet më të bukura të jetës. Ky është me të vërtetë sukses, por jo sukses i plotë. Jeta nuk konsiderohet e arrirë dhe e suksesshme, nëqoftëse nuk ke një familje të bashkuar dhe të respektueshme. Ndonjëherë nuk konsiderohet sukses në jetë, të ngasësh një makinë të shtrenjtë. Të zotërosh llogari të shumta bankare. Të jesh pronari i një kompanie tmerrësisht fitimprurëse. Sukses konsiderohet që të ndihmosh të tjerët. Të arrish të krijosh një familje të bashkuar e cila të do dhe të respekton. Kjo konsiderohet “sukses” në jetë.

Sepse, suksesi nuk vjen për një kohë të shkurtër. Suksesi është si një pemë, të cilën duhet ta mbjellësh shumë herët, për të marrë frytet e saj. Këtë prodhim, ti e pret me padurim qe ta kesh në duart e tua, sepse ke dëgjuar nga të tjerët që ka një shije marramendëse. Por vjen një moment kur  çuditesh.

Ai prodhim për të cilin ke pritur pa fund, ke investuar kohën dhe mundin tënd, nuk është asgjë tjetër veçse një frut i thartë, i cili nuk të shijon. Ulesh dhe

mendon. Ku gabova vallë? Cfarë ndodhi me pritshmëritë e mia?

Asgjë! Ndoshta asgjë! Ndoshta, nuk është faji im. Me shumë mundësi, ky ishte shansi im. Por, në një farë mënyre sukses është që edhe të kesh pak a shume në kontroll këto shanse.

Të jesh i parapërgatitur ndaj këtyre rasteve. Ky është sukses. Të dish dhe të jesh koshient, ndaj pabarazisë që ekziston në këtë botë është sukses.

Kjo gjë shumë njerëz i bën konfuz ndaj jetës. Por të jesh realist dhe të pranosh realitetin ashtu siç është në të vërtetë është me të vërtetë një sukses i madh. Është sukses, sepse ti në një farë mënyre do ta dish rrjedhën e jetës tënde. Ne kurrë nuk duhet të pretendojme se e dimë të ardhmen tonë. Ne kurrë nuk mund të themi se e dimë se çfarë na sjell e nesërmja. Ajo e nesërme e çuditshme dhe ndonjëherë e pamëshirshme ndaj nesh. Por të paktën të ndërtojmë një ndërtim të përgjithshëm të asaj se çfarë jemi tani dhe se çfarë duam që të bëhemi. Por ky mendim nuk mund të krijohet në mendjen tonë, nëse nuk ne nuk jemi pjesë e realitetit. Nëqoftëse ne nuk jemi pjesë e realitetit do ta kemi të vështirë që të korrim sukses.

Por, qe të korrësh suksesin si fillim duhet që ta mbjellësh atë. Duhet që të kujdesesh për të. Më pas lind e drejta jote për ta bërë tëndin këtë sukses.

Mbjellja e suksesit, jo domosdoshmërisht fillon në moshën e rinisë. Atëherë kur perceptimi ynë ndoshta nuk është i gatshëm akoma, të luajë nje rol kaq të madh mbi ne. Ka njerëz të cilët fillojnë që të mbjellin suksesin, në momentin që perceptimi i tyre ka arritur një pjekuri të konsiderueshme. Por kur mbjellim diçka, nuk duhet të harrojmë kurrë, se korrja kërkon një kohë të madhe dhe kryerja e të gjithë këtyre proçeseve kërkon mund dhe sigurisht kohë. Ne në këtë rast, duhet që të jemi paksa parashikues, sepse na duhet që të përllogarisim momentin tonë të lavdisë. Momentin tonë të fitores, ndaj qëllimeve të jetës. Na duhet qe të përgatitemi për atë kurorëzimin madhështor të arritjeve tona. Të sukseseve tona.

Përbën një rëndësi të madhe, fakti qe në na duhet të jemi koshientë ndaj ketij proçesi, në pamje të lehtë, por në realitet plot me sakrifica dhe durim.

Prandaj më e mira për ne është që të fillojmë të mendojmë rreth suksesit që në një moshë relativisht të re. Kjo gjë do të ishte një lloj shtytje për ne, për të kërkuar gjithmonë më të mirën. Për të kërkuar praninë e suksesit në jetën tonë. Për të kërkuar atë që shumë të tjerë ndoshta e konsiderojnë si një harxhim kohe, por as nuk ja kanë idenë, se kjo kohë do t'u sillte shumë përfitime në jetë. Kur them ”përfitime” nuk nënkuptoj përfitime monetare, por vetëm përfitime shpirtërore dhe emocionale. Ndoshta edhe pakëz përfitime intelektuale.

Kjo lloj eksperience do të ishtë formuese per çdokënd, vetëm për faktin, sepse një injektim i tillë do të ishte shumë frytdhënës.

Diçka e tillë do t'u jepte një frymë shumë motivuese individëve, të cilët sigurisht do të ishin më të parapërgatitur.

Por gabimi që ne bëjmë gjithmonë, ndoshta në mënyre të pavetëdijshme është ngatërrimi i suksesit me egon. Egoja personale është një plagë e arritjeve në jetë. Kjo është edhe arsyeja e shkatërrimit të shumë eksperiencave. Të shumë ngjitjeve të mirëmenduara, drejt skusesit, por që si destinacion të fundit patën nënshtrimin ndaj të vërtetës. Sepse egoja nuk është pjesë e kësaj të vërtetë. Është nje gënjeshtër e përkohshme, e cila përforcohet nga veprimet e pamenduara egoiste. Kjo është ajo se çfarë përfaqëson egoja. Mendimin e nje ekzistence të veçantë, e cila thuhet me zë të lartë. Patjetër, qe ne për veten tonë, mendojmë se jemi një dhe të vetëm. Dhe patjetër që jemi të tillë. Por kjo gjë nuk duhet të kthehet në temën e ditës për një individ të caktuar apo për një kolektiv. Do të ishte shumë më mirë që të na pushtonte qetësia. Që të mos mburreshim për gjëra të cilat, mund t'i konsiderojme si arritje. Për gjëra që mund të jenë me të vërtetë arritje. Për gjëra që me të vërtetë ja vlejnë. Për gjëra që na bëjnë krenare dhe sigurisht që na bëjnë të vetëvlerësojmë ekzistencën tonë.

Por, kurrsesi në nje botë e cila po shtohet dita-ditës në aspektin ekzistencial të njerëzve, arritjet tona sa vijnë e zbehen. Sa vijnë e zhduken. Ndoshta në një mënyre të pakuptueshme. Por ky fenomen i gjithëanshëm, nuk duhet të ndikojë në dëshirën tonë për të qenë të suksesshëm. Sepse, mendimi se suksesi është i dukshëm vetëm në momentin që ka një përhapje ose ndikim të gjerë, një

mendim ky i cili vazhdon të jetë i përhapur në mënyre të rëndomtë, nuk duhet të ndikojë tek ne. Nuk duhet të kthehet në një pengesë në maratonën tonë drejt suksesit. Një maratonë e lodhshme dhe tmerrësisht e gjatë, e cila do të vazhdojë të na përndjekë në çdo hap drejt saj. Sepse, hapat drejt suksesit janë shumë të shkurtër. Tmerrësisht të shkurtër. Pothuajse të pakonsiderueshëm. Por, ne duhet të vazhdojmë të jemi falenderues ndaj vetvetes. Të jemi falenderues me saktë, ndaj mundësive qe ne i japim vetes tonë. Atyre mundësive të cilat në fund të fundit na lejojnë që të ecim. Qe të ecim drejt rrugës së suksesit. Një rrugë të pafundme. Një rrugë, e cila nuk na tregon gjithmonë faqen më të mirë të saj. E hidhur, por e vërtetë.

Sepse, sukes nuk është që të mendosh gjithë kohës se ti duhet të jesh më i miri. Sukses është që të mundohesh të jesh më i mirë seç ishe dje. Pra, nuk duhet ta mendosh jetën tënde dhe arritjet e tua, në formën e nje gare me të tjerët, por në formën e nje gare me veten tënde. Sepse, çdo sukses dhe çdo arritje në jetë është personale. Dhe kështu do të vazhdojë të jetë. Sepse, askush nuk të qëndron afër në dy kohë pa u lëkundur. Në kohët e mira dhe në kohët e këqija. Por kush është gjëja më e bukur? Të gjithë largohen në kohët e këqija. Mos u çudit, që në momentet e suksesit ti të jesh në qendër të vëmendjes. Është normale. Por mos u çudit përsëri që në momentet e pikiadës ta gjesh veten të vetëm. Është mëse normale. Sepse, materializmi ekziston. Dhe do të ekzistojë gjithmonë. Dhe për sa kohë të ekzistojë interesi askush nuk do të ngelet vetëm. Shumë prekëse. Të mendosh që vazhdon ekzistenca e këtyre njerëzve. Me të vërtetë shumë prekëse. Por ka njerëz, të cilët në momentet e këqija, jo vetëm që nuk të ndihmojnë, por përpiqen të të zhysin në oqeanin e dështimeve. Dhe ato persona, të cilët më shkelin në momentet e mia të këqija, në momentet e mia të suksesit do të provojnë shijen e pendesës. Një njeri i zgjuar fal, por nuk harron. Falja është virtyt i të zgjuarit, i të edukuarit, i personit të kujdesshëm, i personit të përgatitur. Harresa është virtyt i të pavëmendshmit, i ngatërrestarit dhe i të pakujdesshmit.

Sepse, përveç sukseseve të shumta, jeta të tregon edhe pjesën, të cilës duhet

t'i ruhesh. Në jetë, u dhashë krahun shumë njerëzve. Kur pashë që nuk më dhanë as gishtin, u detyrova që me mendjen time, mos ta konsideroja fare dorën e tyre. U detyrova. Rrethanat më detyruan. Dhe janë pikërisht këto persona mosmirënjohës, të cilët të godasin aty ku ndoshta nuk e pret. Në jetë mund të goditesh nga çdokush, por hidhërimin më të madh e ndjen në momentin, që goditesh nga njerëzit, të cilët sillen embël me ty. Dhe momentet e suksesit janë pikërisht momentet, ku vigjilenca ndaj shfaqjes se këtyre njerëzve shumëzohet me zero, sepse duke qenë i zënë me personat, të cilët të adhurojnë, padashur harron personat të cilët të urrejnë. Dhe të mendosh sesa të shumtë që janë. Janë aty, duke pritur momentin për të sulmuar. Ashtu si, hienat kur shohin një luan të vetëm. Madhështia e tij është rrezatuese për sytë e hienave, të cilat nga inati dhe egërsia shohin vetëm bardh e zi. Edhe sikur hienat, të cilat janë grup të arrijnë, që të mundin luanin e vetmuar, por madhështor, prapëseprapë, një luan i vdekur vazhdon të mbetet një luan. Prapëseprapë çdokush do ta ketë të vështirë për ta pranuar rrëzimin e tij. Por, ky është realiteti ekzistencial. Askush nuk merr atë qe meriton. Deri më sot, nuk kam arritur të shoh dikë, i cili merr atë që meriton. Gjithmonë ekziston dredhia dhe dinakëria dhe në një mungesë të theksuar koshience, shkelet ndershmëria dhe besnikëria. Dhe këto elementë të pandryshueshem të jetës, do vazhdojnë të mbeten të tillë, përsa kohë askush nuk kërkon më forcë dhe me të drejtë atë që i takon. Përsa kohë do të vazhdojnë të qëndrojnë të përulur ndaj veseve, një grup njerëzish, të cilët duhet të jenë lart e me lart në organizimin shoqëror. Këto fenomene të patjetërsueshme do të vazhdojnë të mbijetojnë, në një botë mbijetese. Ku mbi të gjitha mbijetesa është suksesi kryesor.

Jam i sigurt, sepse besoj. Jam besimtar, sepse jam i siguruar. Jam koshient ndaj aftësisë njerëzore për t'u shkëputur nga këto vese. Jeta, ndonjëhere tregohet e mirë me ne. Na jep forcë për të vazhduar. Forcë për të ecur përpara. Forcë të fuqishme. Guxim të guximshëm.

Dhe në këto momente fuqie, jam i lumtur. Shumë madje.

E di që është e veshtirë dhe do të vazhdojë të jetë e tillë. Një luan do ta

kishte shumë të vështirë, që të shkeputej nga ngrënia e mishit, madje me shumë mundësi jeta e tij si një barngrënës do të ishte e pamundur. Edhe njeriu në vetvete është si një luan madhështor, i cili nuk pranon të rrëzohet, por në mungesë të ushqimit do të dergjej i vdekur në një det barërash. Në rastin e njeriut, shkëputja nga veset do të ishtë e pamundur. Ekziston një prirje e patjetërsueshme e njeriut drejt veseve. Drejt atyre veseve, të cilat nuk bëjnë kurrgjë tjetër, veçse ndikojnë në përmirësimin apo përkeqësimin e jetesës së tyre. I çuditshëm është fakti se këto vese fitojnë mbi të drejtën. E pamundur. Dhe ja ku vërtetohet përsëri teoria e lartpërmendur, se askush nuk merr atë ç'ka meriton. Askush nuk merr suksesin e tij. Askush nuk merr suksesin, të cilin meriton. Askush...

Por gjëja më interesante shfaqet tek personat. Fenomeni është diçka sipërfaqësore dhe e përgjithshme, por individualiteti është diçka me të vërtetë interesante. Pas çdo personi të suksesshëm gjenden vite të shumta vuajtesh, vite të shumta përbuzjesh apo edhe ofendimesh. Kjo gjë të mbush me krenari dhe me vetëkënaqesi.

Por, gjëja më e bukur është rasti i meshkujve. Pas çdo mashkulli të suksesshëm gjendet një grua e suksesshme. Nëse jetën do të mund ta krahasoja me një lojë shahu, mbretëresha është ajo e cila në momente të vështira mbron mbretin e saj. Ky është gjithashtu sukses. Të kuptohesh, të vetësakrifikohesh, të pranosh realitetin është sukses!

# SI TË MOTIVOHEMI NË JETË?

Gjëja më e vështirë. Gjëja më e bukur. Kontrasti më interesant. Motivimi. Është diçka abstrakte, e cila merr jetë në mendjen e një personi. Një ideologji e ngulitur në kokë, duke u bazuar në disa metoda të mira vetëbesimi. Kjo është ajo se çfarë unë do të quaja "motivim".

Të motivohesh në jetë nuk është diçka e thjeshtë. Nuk është diçka, e cila thjesht të lind në mendje, si një ide e mirëmenduar apo e pamenduar. Është diçka më shumë. Është arritje. Motivimi në jetë është i vështirë per t'u arritur. Kjo është edhe arsyeja se pse duhet të jemi koshientë për qëllimet tona në jetë. Një person i paqartë nuk mund të jetë i motivuar. Ky është rregulli primar i një njeriu të motivuar. Një njeri i motivuar apo një njeri motivues është, si fillim një njeri i qartë. Madje shumë i qartë. Nëse një person nuk e ka idenë se çfarë po bën me jetën e tij, ai e ka të pamundur që të motivohet. Por nëse një person e ka të qartë, rrjedhën paraprake të jetës së tij, atëherë mundësitë që ai të gjejë motivimin diku janë shumë të larta.

Nëse nje nxënës është koshient se e vetmja gjë që i duhet është shkolla, është e sigurt që ai duhet të jetë koshient, se realizimin e kësaj dëshire e shoqëron një punë e fortë dhe me lodhje. Një punë e pafuqishme dhe e palodhur. Dhe ja ku shpaloset kontrasti i pakontrollueshëm i motivimit. Më e rëndësishmja është se ky nxënës, herët apo vonë do ta gjejë motivimin. Mund ta gjejë motivimin

në sytë e prindërve të tij, të cilët sakrifikojnë për ta shkolluar. Mund ta gjejë motivimin në zgjuarsinë e një shoku të tij. Mund ta gjejë motivimin, në duart e bëra pis me shkumës të mësueses. Mund ta gjejë motivimin kudo dhe kurdo.

Por nëse kemi të bëjmë me një person, i cili nuk di se në cilën anë të jetës do të shkojë, nuk mund të themi asgjë, sepse rruga drejt motivimit është shumë më e ndërlikuar, sesa rruga e jetës. Një rrugë e gjatë, e dhimbshme, e sforcuar, por interesante. Sepse gjërat interesante të tilla janë.

Në fund të fundit, jo çdo person i qartë është i motivuar. Një pikë e fortë e personave të motivuar ose motivues është vetëbesimi. Një person, i cili nuk ka idhull vetveten dhe vlerat e tij intelektuale, nuk mund të ketë motivim në mendjen e tij. Të gjithë njerëzit, të cilët kanë sadopak besim tek vetja janë sadopak të motivuar. Ji vetëbesues! Bëhu heroi i historisë tënde! Askush nuk pranon të jetë heroi yt, përveç vetvetes. Dhe nëse një ditë, e gjen veten poshtë të tjerëve, mos u mërzit. Jeta nuk u tregua e keqe me ty, ti u tregove i padrejtë me veten. Ti ishe ai, i cili nuk i besove njeriut më besnik, nuk respektove njeriun më të moçëm, nuk dëgjove njeriun më të respektueshëm, nuk ndoqe hapat e atij që shkroi historinë, veten tënde.Të gjitha parathëniet e mia, nuk janë në një rang të gjerë, por në një rang personal, sepse çdokush duhet ta konsiderojë veten me të mirin, për sa kohë që askush nuk konsiderohet më i miri.

Mbi të gjitha, një njeri i motivuar është një njeri pozitiv. Pozitiviteti është simboli i një jete të mirë dhe sigurisht në një jetë të mirë nuk mund të mos ekzistojë motivimi. Njerëzit të cilët mendojnë pozitivisht kanë mundësi që të motivohen, sepse të jesh pozitiv do të thotë të kthehesh në motivimin e dikujt tjetër.

Të jesh motivi i dikujt është shumë më emocionuese, sesa të kesh një motivim në jetë. Motivimi në jetës do të vijë një moment që do ta gjesh, por personat të cilët janë motiv për të tjerët lindin të tillë, nuk bëhen.

Një person i motivuar, është gjithmonë një person i suksesshëm. Sepse, çdo sukses ka një motiv. Çdokush kur çohet në mëngjes ka një pikësynim për të cilin motivohet. Ka një dëshirë. Ka një qëllim për jetën. Dhe sigurisht që një

person i pamotivuar nuk është i gatshëm që të arrijë suksese. Nuk ka pjekurinë qe të arrijë suksese.

Motivimi nuk është një dhuratë, e cila vjen dhe ndriçon jetën tonë. Ndriçon qëllimet tona. Ndriçon arritjet tona. Motivimi është nje trofe i punës se fortë, i punës së palodhur. Duhet të kërkosh fort dhe të punosh pa kompromis për të arritur atë që ti dëshiron. Motivimin.

Njerëzit motivues dhe ata të motivuar janë edhe besues të mëdhenj. Janë njerëz, të cilët besojnë tek vetja. Janë njerëz, të cilët mendojnë se janë më të mirët dhe kjo është gjëja më e bukur dhe motivuese. Të mendosh se je më i miri. Nuk mendoj se kjo gjë duhet të arrijë deri në egoizëm, por duhet të jetë në një masë të kontrollueshme. Në një masë, e cila të bën të mendosh se ti je i gatshëm për të arritur gjëra të mëdha në jetë. Gjëra, të cilat të mund të të ndryshojnë jetën, por kurrsesi veten.

Unë gjithmonë e kam vendosur veten të njerëzit, të cilët punojnë fort, për të arritur gjërat që duan në jetë. Gjithmonë e kam vendosur veten, tek njerëzit, të cilët nuk qëndrojnë duke pushuar. Tek njerëzit, të cilët punojnë në qetësi dhe lënë suksesin që të bëjë zhurmën. Ne jemi pikërisht, njerëzit, të cilët duam që të realizojmë ëndrrat tona. Duam që të realizojmë qëllimet tona. Ne, njerëzit e vendosur, jemi ata, të cilët kërkojmë gjithmonë nga vetja. Kërkojmë mundësi në pamundësi. Kërkojmë qetësinë, në zhurmë. Kërkojmë suksese, në zhgënjime. Kërkojmë lumturi në hidhërime. Me pëlqen të kërkoj. Me pëlqen, sepse me ngjall ndjenjën e punës. Nuk më lejon, që të qëndroj neutral në një botë, ku neutraliteti nuk është një opsion mbizotërues. Madje nuk është fare nje opsion.

Mbi të gjitha, e konsideroj veten, si një person, i cili çohet për ëndrrat e tij. Nuk qëndron në gjumë. Por më e bukura e të bukurave është se ata na konsiderojnë ne, të motivuarëve, si njerëz, të cilët qëndrojmë gjatë gjithë kohës duke ëndërruar. Jo! E kanë shumë gabim! Ne jemi njerëzit, të cilët flemë më pak nga të gjithë. Fli për ëndërrat e tua dhe çohu për t'i realizuar ato. Të gjithë e nisin nga zero, por askush nuk arrin në finish në të njëjtën kohë. Të duhet

një strategji ose një plan, që të jesh ti personi, i cili arrin i pari në finish. Aty ku të gjithë do të arrijnë, por rëndësi të madhe ka koha dhe mënyra se si do të arrish në finish. Nuk është faji yt, nëse lind i varfër, i shtypur apo në një familje pa reputacion. Faji yt është nëse vdes i varfër, i shtypur dhe pa personalitet, prandaj puno fort që të mos vdesësh me turp! Puno fort që pasardhësit e tu, të jenë krenare për ty! Të të përmendin me mall dhe respekt! Jeta nuk është e shkurtër! Është shumë e gjatë! Shumë e gjatë! Shumë!

Mbi të gjitha, beso tek vetja. Beso tek mendja jote! Por, për të arritur qëllime në jetë, kurrë mos i jep besim zemrës tënde. Është pjesa e vetme e trupit, e cila të jep një konfuzion të paparashikueshëm. Nëqoftëse ti i jep pak liri, ajo kërkon menjëherë pavarësinë. Beso tek mendja jote. Mbushe atë me mendime pozitive dhe do ta shohësh që jeta jote do të fillojë të ndryshojë. Do të fillojë të rifreskohet. Mendja është si një lule. Të duhet që ta ujisësh periodikisht dhe ti kushtosh vëmendje. Ti e di që atë vëmendje nuk do të mund ta marrësh mbrapsht, por thjesht e di që do të marrësh një kënaqësi të madhe. Vëmendja jote ka një çmim të madh.

Por, mbi të gjitha duhet të dish, që askush në këtë botë nuk ka lindur i suksesshëm.Të gjithë këtyre njerëzve u është dashur punë dhe motivim, dëshirë dhe seriozitet, përkushtim dhe sakrificë për të arritur aty ku janë sot. Beso tek vetja, në momentet që të tjerët nuk besojnë tek ty. Puno fort vetëm për t'i bërë këto njerëz, qe të besojnë se e kanë pasur gabim. Në momentet që këto njerëz nuk të japin besim kur ti je "i vogël" mundohu që këto njerëz t'i bësh të ndjehen "të vegjël" përpara teje. Askush nuk kërkon që kjo të jetë një mënyrë për t'u hakmarrë, kundrejt një personi, por thjesht kërkohet që kjo mënyrë të bëhet një shembull motivimi. Një mënyrë, e cila mund të na kujtojë se ne mund, që ta mundim mendjemadhësinë. Mendjemadhësia është një dhuratë, që Zoti i bëri njerëzve të vegjël. Kurrsesi tek njerëz të vegjël, e ka të pamundur që të mund të qëndrojë një mendje e madhe, prandaj rritu, qe të kesh mundësinë, të fitosh një mendje të madhe, e cila mbi të gjitha rritet pas çdo gabimi dhe pas çdo suksesi.

Një mendje e madhe nuk do të thotë mendjemadhësi, por mbi të gjitha

pjekuri dhe dituri. Pushtet mbi vetveten.

Ji gjithmonë i gatshëm për të kontrolluar vetveten. Qëndro special edhe nëse nuk ndjehesh i tillë. Bëj diçka, që ta bësh veten të tillë. Puno, sakrifiko, por mbi të gjitha, duhet të jesh kërkues ndaj vetes. Duhet të jesh i motivuar me shpresë e vullnet, për të qënë aty ku do. Prano këshilla, por jo detyrim. Prano zgjidhje, prano edhe ndihmë, sepse mundësia për të qenë një njeri i rëndësishëm është e madhe. Mundësia për të qënë një njeri me vlera është e madhe. Kush tha, që një person, i cili nuk ka mbaruar shkollën e lartë dhe nuk ka një punë të mirë, nuk është i suksesshëm? Kush tha që një person, i cili nuk është i famshëm nuk është i suksesshëm?

Duhet të jemi të vetëdijshëm, se ingredientët e lartpërmendur janë shumë të rëndësishëm, për një person, i cili ka nisur rrugën drejt suksesit. Për një person, i cili është i aftë të guxojë, në çdo moment, të sakrifikojë mundin dhe punën e tij, për të qënë aty. Për të qënë aty lart, ku të gjithë duan të jenë. Rruga drejt suksesit është si një mundësi për tu ngjitur në mal. Ka njerëz, të cilët e dashurojnë alpinizmin dhe e bëjnë atë që duan me zemër, por ka edhe të tjerë, që në vetvete e dashurojnë pa masë, por kanë frikë që të provojnë. Ka njerëz, të cilët nuk kanë mundësi fizike dhe ekonomike, për të ndjekur një udhëtim të tillë. Ka njerëz, të cilët nuk i lejon presioni i shoqërisë, që të bëjnë diçka të tillë, por duhet të dimë se jo të gjithë personat, të cilët e nisin këtë rrugëtim, janë të gatshëm, që ta përfundojnë atë. Ka shumë të tjerë, të cilët kthehen mbrapsht, për të gjetur veten në një veprimtari tjetër. Ka njerëz, të cilët tentojnë përsëri e përsëri me një këmbëngulje të llahtarshme, por nuk munden. Por, nuk është bukur të dëgjosh histori dështimi. Në fund janë të gjithe ato njerëz, të cilët e meritojnë të konsiderohen "njerëzit e fillimit".

Këto njerëz, të cilët me mundim, sakrificë, vuajtje, por mbi të gjitha me motivim arritën në majë të malit, duhet të jenë shembull për të gjithë alpinistët e tjerë, të cilët pavarësisht dëshirës për sukses, duhet të jenë heronjtë e historisë së tyre. Duhet të jenë, të gatshëm, për të qënë ata nesër, njerëzit, të cilët gëzojnë një kënaqësi të madhe shpirtërore, një ndjenjë krenarie dhe një mendim të

pjekur se ata mund t'ia dalin.

A nuk u lodhe duke ëndërruar? A nuk u lodhe duke "pritur për momentin"? A nuk u lodhe duke ia lenë çdo gjë, madje edhe të ardhmen tënde, fatit?

Mjaft! Është rradha jote, për të treguar se kush je. Është rradha jote për të vepruar. Çohu nga vendi në të cilin je ulur, mendo se je më i miri, por pa u treguar egoist dhe jep më të mirën e mundshme. Bëje këtë për veten tënde, për familjen tënde. Bëje këtë për një të ardhme më të mire. Bëhu punëtori më i madh në një grup shoqëror. Jeta është organizuar në formën e një gare, ku është obligim për ty, që të dalësh i pari në ketë garë për suksese. Mos prit çastin, por krijoje atë. Jeta nuk do të jetë kurrë në anën tënde. Nuk është në anën e asnjërit prej nesh. Prandaj, guximi duhet të jetë karakteristika jonë përfaqësuese. Kjo botë, funksionon mbrapsht, për njerëzit e paguximshëm. Nuk u jep atyre, atë të cilën meritojnë, apo atë të cilën kërkojnë.

Ne, personat të cilët punojmë fort për ëndrrat tona na quajnë "ëndërrimtar", por ne jemi njerëzit, të cilët flejmë me pak. Jemi njerëz të cilët, flejmë për ëndrrat dhe zgjohemi për qëllimet. Zgjohemi për të treguar se ne mundemi. Për të treguar se kush jemi ne. Dhe në ketë jetë, ku mbijetesa është qëllimi kryesor i njeriut, është shumë e rendësishme, të tregosh veten. Të tregosh potencialin tënd, të cilin nuk mund ta njohësh kurrë, nëse nuk e tregon.

A nuk u lodhe duke thënë "nuk mund ta bëj"? Nuk e kam përmendur shpesh këtë shprehje. Asnjëherë. Nuk më shkon të perdor një shprehje të tillë. Një shprehje, të cilën e përdorin vetëm fëmijët. Ato fëmijë, të cilët nuk e njohin mundësinë e dytë. Ato fëmijë, të cilët nuk e njohin guximin dhe mosnënshtrimin. Nëqoftëse, kjo shprehje është kthyer në himnin tënd, atëhere ka ardhur koha për diçka të re. Tashmë, gjëja e vetme, e cila duhet të bësh është, që të besosh tek vetja, sepse ka kaq shumë njerëz, të cilët nuk besojnë tek ty dhe ka kaq shumë të tjerë të cilët besojnë. Bëji krenarë ato njerëz, të cilët besojnë tek ty dhe irritoji ato të tjerë të cilët, nuk kanë aspak besim tek ty. Ndonjëherë është thjesht çështje vetëkënaqësie, gjë të cilen e ndjej shpesh. Jepi, çohu dhe puno fort. Mos mendo dy herë. Mendimet janë ato, të cilat e qartësojnë një

njeri të vendosur, por janë po ato mendime, të cilat shpërqëndrojnë një njeri të papërqëndruar. Një njeri, i cili ka ngecur në një rërë thithëse në një xhungël të shkretë. Është vendimi yt, nëse dëshiron që të kthehesh në një skelet, apo dëshiron të shpëtosh. Ndonjëherë duket, sikur pamundësia mund mundësitë, por janë pamundësitë ato që na ofrojnë mundësi të reja. Mundësi të reja, për t'i shmangur këto pamundësi.

Ke frikë të guxosh, sepse ke frikë se mos dështon? Epo, gabimet tregojnë, se ti je duke provuar. E di se kush është personi, i cili nuk gabon kurrë? Ai, i cili nuk provon kurrë. Të gjithë ne kërkojmë, që të jemi të pagabueshëm. Kulturë e keqe kjo, fatkeqësisht e trashëguar nëpër breza, për shkak të natyrës njerëzore, e cila kërkon që të jetë e pagabueshme, në çdo aspekt jetësor. Por një person i zgjuar, nuk u thotë të tjerëve, që të mos gabojnë, por që të gabojnë sa më pak. Këshillat janë të lejuara në këtë botë. Të ndihmojnë që të shohësh jetën në shumë këndvështrime. Të shohësh jetën në perceptimin e dikujt tjetër. Gabimi është njerëzor, përsëritja e gabimit është paaftësi, përsëritja e gabimit në mënyrë vigjilente është dinakëri.

Ke një ëndërr? Dëshiron ta realizosh? Bën mirë, që krahas ëndrrës, të kesh edhe një plan. Nuk e ke një të tillë?! Të uroj fat! Nuk mund të bëj asgjë. Një ëndërr pa një plan, është si nje jetë pa optimizëm. Është si një punë shumë e qëlluar, por anonime, pa një autor. Lodhesh shumë, por nuk merr asgjë. Kjo është ajo e cila më pëlqen më shumë me jetën. Të detyron të bëhesh pak ndërtues e pak shkatërrues. Të detyron të bëhesh pak mjek e pak i sëmurë. Të detyron të bëhesh pak i zgjuar e shumë vigjilent. Shumë vigjilent?! Normale. Pa vigjilencë nuk ka kujdes. Pa kujdes, nuk ka plan. Pa plan, nuk ka ëndrra.

Kurrë mos u sill butë me jetën. Ajo është shumë e egër. Gjithmonë mundohem që të krahasoj veten me luanin. Nje kafshë e motivuar gjatë gjithë kohës, e egër, pa ndjenja, e ftohtë, por mbi të gjitha e pa nënshtruar. Mbret i pyllit. Mbret i kafshëve. Mbret i egërsisë. Gjithmonë mendoj se është më mirë, që të jetoj vetëm një ditë si luan, sesa njëmije vjet si nje dele. Nuk preferoj tufën. Nuk preferoj të bëhem pjesë e dobësisë, sepse ndoshta mund të jem luan.

Ndoshta mund të jem mbret. Mund të jem unë ai personi, i cili udhëheq veten drejt ëndrrave të tij. Sepse, çdokush në ketë jetë mund të drejtojë vetëm veten e tij, në një rrugë të pakthyeshme, e cila të përball me shumë rreziqe, rrugën e jetës.

Personalisht, e cilësoj motivimin, artin e bindjes së një personi, për të bërë atë çka ai dëshiron të bëjë dhe çka dëshiron të jetë. Pra, motivimi në njëfarë mënyre është art. Ndoshta nuk është art i të bukurës. Ndoshta nuk është as art i forcës, por është art i jetës. Art i pashmangshëm. Atëherë, mendoj, se unë qënkërkam artist.

Dhe kur nuk mundesh më. Kur mendon se gjithçka ka mbaruar dhe je gati duke u dorëzuar, atëhere, kujto personat, të cilët duan të të shohin të dorëzuar. Mendo pak, se sa të lumtur do të jenë. Sa të ngazëllyer me faktin se patën të drejtë. Me faktin, që ti je vetëm një dështak dhe asgjë më shumë. Dhe, pikërisht ata janë personat, të cilët gëzojnë arritjet, të cilat duhet t'i kishe ti, prandaj mos u dorëzo! Duro! Duro, për hir të figurës tënde! Duro vetëm e vetëm, që të jesh ti personi, i cili do të buzëqeshë në fund. Duro!

Dhe pas fitores së parë, kurrë mos merr pushime. Ka shumë persona aty jashtë, të cilët presin të thonë, se fitorja e parë ishte thjesht rastësi. Mos ua jep ketë kënaqësi! Kënaqësia e tyre do të ishte hidhërimi yt. Nuk ta uroj, këtë, por je ti ai që vendos. Gjithmonë kujto, sipër individit nuk qëndron askush. Nuk qëndron asgjë, e cila mund të të pengojë ty gjykimin. Nuk ekziston asgjë, e cila të marrë vendime në emrin tënd, por je ti ai, i cili duhet, që ta mbrosh atë emër. Sepse, personaliteti është i pacënueshëm. Është nder!

Gjithmonë mendoj për atë se çfarë më pret nesër, teksa preferoj të jetoj të tashmen. Nuk është kurrë vonë, për të ëndërruar. Nuk është kurrë vonë, për të realizuar këto ëndrra. E nësermja nuk më premton siguri! Por, unë mund t'i premtoj siguri të nesërmes. Nëse më pyet pse? Sepse, mundem!

Kam besim tek vetja dhe tek aftësitë e mia, se mund të skicoj dhe të ndërtoj një të ardhme më të mirë jo vetëm për veten time, por për të gjithë njerëzit e mundshëm. Nëse më pyet pse? Sepse, mundem!

Por, mbi të gjitha e ardhmja nuk duhet që të kufizojë potencialin tonë për të bërë atë se çfarë ne na duket e drejtë dhe e rëndësishme për tu bërë. Le ta bëjmë! Kjo është një thirrje! Le ta bëjmë realitet atë se çfarë ne besojmë tek vetja dhe tek njerëzit, të cilët na rrethojnë.

Le ta bejmë realitet ëndrrën e gjithsecilit prej nesh. Pse? Sepse, ne mundemi. Mundemi dhe e meritojme realitetin e së mirës dhe intelektualitetit të mirëkultivuar në mendjet e zhurmshme të personave, në pamje të qetë. Dhe janë pikërisht këto persona, personat e qetë, të cilët kanë mendjet me të zhurmshme. Dhe kjo zhurmë, e cila buçet në kokat e atyre njerëzve të shkretë, si goditja e një bombe bërthamore, e cila shkatërron gjithçka, përfshirë edhe veshët e tyre të mirëpërgatitur për kapjen e informacionit të rëndësishëm dhe jetik, shndërrohet në nje arritje galopante, e cila krijon horizonte të gjëra dhe të shumëllojshme.

Duke punuar, shpesh here pyes veten time në një vetëdije të thelluar, se kush janë personat, të cilët motivohen më shumë në jetë?

Përgjigja është shumësipërfaqësore. Personat më të motivuar, janë personat më të hidhëruar. Sigurisht, që motivimi është një vlerë e shtuar e një personi me potencial dhe të ardhme të mirëpercaktuar, por duhet të jemi të vetëdijshëm, që rruga, e cila të dërgon drejt motivimit është një rrugë, e cila si fillim duhet të të ketë dërguar drejt dështimit dhe dëshpërimit. Por, ti e vazhdove rrugën edhe pse i lodhur. Pati të tjerë, që ishin me një këmbë në varr, por mësuan se si dobësinë e tyre ta kthenin në force, për të vazhduar përpara në rrugën e tyre. Frymëzim!

Njoh shumë njerëz, të cilët mësuan prej gabimeve të tyre dhe kërkojnë me ngulm ndreqjen e këtyre gabimeve. Por formula për të arritur përmirësimin e ndërgjegjes personale është ekzistenca e nje motivimi. Kjo është formula. Dhe vazhdimësia e vetëdijes është vendimtare!

Kur u pa, që në ketë botë, ekzistonte helmi, u ndje nevoja per të pasur, një anti-helm. Kur u pa, që në ketë botë ekzistonte e zeza, u ndje nevoja për të gjetur të bardhën. Çdo gjë ka të kundërtat e veta. Edhe motivimi ka një nocion

të kundërt. Demotivimi! Ne gjithmonë, mendohemi se si të motivohemi sa më shumë, por harrojmë shumë faktorë, të cilët na demotivojnë. Të mos mund të motivohesh, nuk është një tragjedi, e cila mund të kalojë pritshmëritë tona. Por demotivimi është. Pse? Sepse, ti humb diçka! Humb diçka, e cila është e jotja dhe mbi të gjitha humb besimin në vetvete. Humbja e besimit në vetvete është me të vertetë një tragji-komedi, e realizuar nga një regjisor i kohërave shekspiriane. Një shfaqje, e tillë, e cila shfaq njerëz të turpëruar, të cilët nuk mund të mbajnë për vete motivin e tyre, për të shfaqur veten, për tu bërë më i miri, për të qenë në krye të gjithckaje. Por mbi të gjitha më vjen keq, që vazhdon ekzistenca e ketij fenomeni, i cili nuk lejon zhvillimin individual të një personi me ëndërra, të një personi me ide dhe vizion. Prandaj, nuk mund të themi dhe të promovojme me të madhe motivimin, kur ne nuk jemi të gatshëm, të parandalojmë demotivimin. Tashmë, ky fenomen ekziston. Parandalimi është i pamundur. Por, le të provojmë, që ta ndalojmë këtë fenomen. Le të provojmë, të jemi pjesë e historisë së shumë personave, duke propaganduar motivimin. Duke propaganduar të mirën dhe shanset, të cilat hapin rrugë të reja, të cilat na ofrojnë mundësi të reja, per të treguar veten dhe për të qenë pjesë e zhvillimeve historike dhe jo vetëm.

Do të doja të dija, se sa herë i ke thënë vetes:”Nuk mundem, Kjo nuk është për mua”. Kjo fjali e shëmtuar më irriton deri në pesimizëm për jetën dhe të ardhmen. Kjo fjali e shëmtuar, e cila nuk propagandon asgjë, përveç demotivimit. Një demotivimi të përhapur, si një sëmundje vdekjeprurëse, e cila godet personin e parë, që sheh. Personin e parë që e mbështet. Dhe ky term, demotivim, nuk e di pse më kujton, vendet e drejtuara nga udheheqës komunistë, të cilët edhe pse detyrojnë çdokend të propagandojë politikën e tyre komuniste, fundi i këtyre njerëzve është i ditur. E njëjta gjë ndodh edhe me personat demotivues, të cilët, nuk dinë të bëjnë asgjë, veçse të humbin. Të humbin në atë mjegullën, e rrezikshme të të pamundurës, e cila gllabëron individët, si një perbindësh i inatosur. Të mos kenë mundësinë e gjetjes së një shtegu, i cili do t’i çonte ata drejt dritës. Të jenë të humbur. Të humbur në

vetvete. Dhe më e keqja e ketij fenomeni, të padenjë për njerëzimin, është se ai vazhdon qëndrojë mbi kokat tona, si një mjegull. Shpesh herë disa gjëra nuk duhet t'i shohësh, mjafton t'i ndjesh.

# ÇFARË DUHET TË BËJMË DHE MOS TË BËJMË NË JETË?

E lejuara! E ndaluara! Koncepte universale! Koncepte të mirë studiuara. Shpesh herë koncepte fantastike. Koncepte të keq perceptuara. Aty ku gjithçka, krijon një antitezë, të shtjelluar në formën e një debati ironik rreth jetës. Në formën e një sarkazme, e cila godet një person të caktuar. Në këtë rast ai person është gjithësia. E çuditshme! Shumë e çuditshme!

Të flasësh për atë se çfarë konsiderohet e bardhë dhe atë se çfarë konsiderohet e zezë, në perceptimin tim, nuk i takon askujt prej nesh. Është vetë ekzistenca jonë, e cila e ka ndërtuar botën, ose e ka përshtatur atë ne një "Yin-Yang" gjigand. Në nje rreth, në të cilin, përfshihet, e bardha, por edhe e zeza. Në një rreth, në të cilin, përfshihet e mira, por edhe e keqja. Në një rreth, në të cilin përfshihet edhe aspekti pozitiv, por edhe ai negativ. Në nje rreth, në të cilin përfshihet edhe gjendja aktive, por edhe ajo pasive. Në nje rreth, në të cilin shpjegohet gjithçka. Fjala "gjithçka" është paksa e rëndë. Peshë, të cilën shpatullat tona nuk mund ta mbajnë.

Të gjithë, presim një listë. Një listë, të gjërave , të cilat ne duhet të bëjmë dhe të gjërave, të cilat ne nuk duhet të bëjme në jetë. Nuk ekzsiton! Nuk ekziston një listë e tillë! Ama, ekziston një perceptim i qartë, mbi atë se çfarë do të na nxirrte krenar, nga çdo situatë dhe e kundërta, për çfarë do të ndiheshim të turpëruar.

Shpesh herë, presim këshilla. Nëqoftëse, e gjithë bota, do të ishte e ndërtuar nga njerëz me intelekt të lartë moral e shoqëror, e vetmja gjë, e cila do të mund të bënte të pasur një person, do të ishe dhënia e këshillave me para. Por, jo! Nuk mund të pasurohesh në një mënyrë të tillë, në një botë të tillë! Në një botë të tillë, të mbushur me injorance e paaftësi, shpesh herë edhe me cekëti lehtësisht të dallueshme edhe për sytë me të pastërvitur, nuk ekziston as edhe shansi me i vogël, për një mënyre të tillë, të të pasuruarit. E vështirë! Shumë e vështirë!

Por, nëqoftëse do të merrja nga një këshillë, çdo mëngjes, nga çdo person, të cilin do të takoja, sot me siguri që do të isha i pasur. Shumë madje!

Nuk e mendoj veten, të gatshëm për të dhënë këshilla. E di, që  dhënia e këshillave kërkon, nje pjekje të madhe intelektuale. Kërkon, një qartësi mendimesh shumë më të lartë. Kërkon, një njeri shumë më të përgjegjshëm. Por, mendoj që mund të jap sugjerime. Mendoj, që mund të jem një nga zërat, të cilët mund të çojnë një person të humbur në errësirë drejt dritës. Thjesht e mendoj!

Ekzistojnë shumë gjëra, të cilat ne duhet që t'i bëjmë patjetër në jetë. Ekzistojnë shumë gjëra, të cilat, më saktë, nuk duhet t'i lëmë pa bërë në jetë.

E gjitha nis me njohjen e vetvetes. Pika më e rëndësishme e arsyes njerëzore, për mendimin tim është njohja e vetvetes. Fatkeqësisht, në ditët e sotme numri i njerëzve, të cilët nuk arrijnë të njohin veten e tyre, është aq i lartë, saqë të gjithë ne do të habiteshim, nëqoftëse do të kishim shansin e mirë, ta dëgjonim.

Nëqoftëse, një person, nuk njeh atë se çfarë është dhe nuk njeh atë se çfarë përfaqëson, si mund të përfaqësojë diçka ai?! Si mund, të japë mendim, për rolin e një personi tjetër në ekzistencën e rëndomtë njerëzore apo në një shoqëri të thjeshtë humane? Nuk mundet. Kur një person, fillon të mësojë gjuhën e një vendi, në mënyrë të rregullt, gjëja e parë, që ai mëson është alfabeti i asaj gjuhe. Nëqoftëse, fjalët nuk do të kishin shkronja, e oqeanet nuk do të kishin ujë, do ta konsideroja normale, që një person të mos e njihte vetveten. Do të ishte natyrale. Nuk kam pritshmëri, që dikush të me thotë, se një individ

parahistorik, dinte qartë se kush ishin pikat e tij të dobëta dhe pikat e tij të forta, por pritshmëritë e mia janë të larta, që dikush të më thotë, se njeh një numër të madh personash, të cilët dijnë pikat e tyre të forta dhe kryesisht pikat e tyre të dobëta. Përsëri, është diçka natyrale! Në ditët e sotme, ku njeriu po arrin nje iluminizëm kolektiv është normale, që më e pakta që një njeri duhet të bëjë është të njohë vetveten.

Gjithmonë, do të doja, qe të dija pikat e mia me të forta, të cilat mund të më ndihmonin kudo. Por shpejt kuptova, se lodhja ime do të ishte më e dobishme nëse do të arrija të kuptoja pikat e mia të dobëta. Do të arrija të njihja ato pika, të cilat askush nuk duhet t'i dijë. Ato pika, në të cilat privatësia do të merrte kuptimin e saj të plotë, si nje fjalë, e cila përfaqëson atë se çfarë në të vërtetë duhet të mbetet private. Dhe e dija, qe aty do të fillonte puna ime e vërtetë. Do të më duhej që të gjeja formulën me anën e së cilës do të mund, që pikat e dobëta t'i ktheja në avantazhin tim. T'i ktheja në aftësi. T'i ktheja në fitore. Në mundësi të reja.

Kur, them dhe propagandoj njohjen e vetvetes me hollësi, qe në gjenezë të zhvillimit tonë personal, kjo është ajo që nënkuptoj. Të njohësh veten në çdo aspekt. Të njohësh atë se çfarë të bën të fortë dhe atë se çfarë nuk të lejon të shfaqesh përpara të tjerëve, si një person i fortë psikologjikisht. Të njohësh vetveten!

Nëqoftëse, dikush do të më kërkonte ndihmë, unë do t'i jepja atij kohë. Nëqoftëse, dikush do të më kërkonte kohë, unë do t'i jepja atij ndihmë.Do t'i jepja atij personi ndihmë, në mënyre që objektivat e tij të bëheshin realitet. Nëqoftëse, një person pranon që të flasë me ty, rreth një teme shoqërore, ai është një intelektual i vërtetë, sepse intelekti i tij është i gatshëm të perceptojë, përtej pikpamjes së cekët, të një personi normal. Dhe një person intelektual, i vendos vetes objektiva.Objektiva të qarta! Ky do të ishte sugjerimi im i dytë: "Percepto objektiva të qarta"! Qartësia, për të proceduar, sipas pritshmërive është diçka paksa e vështirë. Duhet, që të jesh i qartë në atë se çfarë kërkon nga vetja. Duhet, që të jesh i qartë në atë se çfarë pret nga vetja. Ndonjeherë, është

e gjitha rreth objektivave. Vetëm rreth objektivave!

Prandaj edhe jemi të ndërtuar në një mënyre të tillë. Që të mos jemi të nënshtruar nga asgjë që na rrethon, por të jemi sundues të gjithçkaje që na sheh syri. Dhe kjo e fundit, nuk mund të ndodhë, në mungesë të objektivave të qarta, të cilat e shoqërojnë, një njeri të zgjuar, që nga fillesa e perceptimit të tij, për atë se çfarë e rrethon, deri në momentin, kur ai nuk mund të perceptoje më, sepse nuk mund të jetoje më.Sepse ka vdekur!

Prandaj, githcka e cila bëjmë, duhet të jetë e bazuar në atë se çfarë ne projektojmë për të. Duhet të jetë e bazuar, në atë se çfarë ne kemi planifikuar për të, sepse ndonjëherë është e gjitha rreth objektivave!

Eh, more ëndërrimtar! Lum si ti! Je me të vërtetë i bekuar, nga e ardhmja.Je me të vërtetë i mirë mjaftueshëm, për të perballuar jetën. Pse?! Sepse, ti mund të ëndërrosh!

Të ëndërrosh është një ndër gjërat, që secili prej nesh duhet ta bëjë në jetë. Nuk mund të shkosh askund, nëqoftëse ti nuk ëndërron. Nëse ti nuk jeton për diçka. Nëse ti nuk ke diçka, e cila të jep forcë për të prishur gjumin e mrekullueshëm të mëngjesit. Diçka, të cilës ti i jep kohën dhe seriozitetin tënd. Madje edhe përkushtimin tënd, i cili është shumë i çmuar. Shumë më shumë, sesa mendon!

Ky është një ndër sugjerimet e mia, më të veçanta, për gjërat, të cilat duhet të bësh në jetë.Të ëndërrosh!Të besosh, në diçka fantastike, e cila nuk të dëmton, e cila nuk të çon, drejt egos dhe lakmisë, është gjëja më e mirë që mund të bëjë një person. Por, gjëja më e bukur, e cila me jep pozitivitet në këtë histori është diçka e panatyrshme. Është mundësia e vetme, që njeriu të jetojë në dy botë njëkohësisht.Është me të vërtetë e mrekullueshme. E mahnitshme!

Sepse, ëndrrat nuk janë krijuar për ëndrrimtarët, por për ato njerëz, të cilët punojnë fort. Për ato njerëz, të cilët tashmë e dinë, që pa dhimbje nuk ka lavdi. Për ato njerëz, të cilët e dinë rëndësinë e vuajtjeve. Rëndësinë e djersës së ndershme.Kjo konsiderohet përmbushje e një ëndrre.

Shpesh herë, humbim vigjilencën, duke u fokusuar në mendime

sipërfaqësore, të cilat mundohen të na demotivojnë dhe të na devijojnë nga ëndrrat tona, të cilat nuk janë asgjë tjetër, veçse disa plane të mirëfillta, të cilat presin vetëm, qe të realizohen. Nuk ka më kohë! Duhet të punojmë, për ëndrrat! Per të ardhmen! Për veten dhe shoqërinë! Për gjithçka!

Ëndrrat krijohen, me qëllimin për t'u realizuar. Me qëllimin, për të qenë të prekshme në një të ardhme të caktuar.

Vetëm? Nuk do të arrish asgjë. E them me bindje të plotë. Nuk do të mund të plotësosh as edhe një objektiv të qartë dhe asnjë ëndërr të prekshme. Pse?

Sepse, të punosh vetëm, nuk është në natyrën e asnjë gjallese të gjallë. Ujqërit grupohen në grupe për të pasur më shumë sukses në gjueti. Kafshët barngrënëse, të cilat janë preja primare e kafshëve grabitqare, grupohen gjithashtu në tufa, per t'u mbrojtur. Po ne? Po njerëzit? Sigurisht, që edhe ne nuk bëjmë përjashtim, nga ky ligj i pazëvendësueshëm i natyrës. Në fund të fundit nuk jemi asgjë tjetër, veçse gjallesa me perceptim dhe vetëkontroll. Gjallesa, të cilat nuk kemi vetë dëshirë, që të jemi të veçanta. Ndoshta, kemi frikë! Ndoshta, nuk mundemi! E çuditshme, por e vërtetë!

Dhe shpeshherë, paranteza të tilla, paralajmerojnë gjëra të mëdha. Gjëra të mëdha, si mbështetja! Po, po, mbështetja! Nevoja, për të qënë i mbështetur është një nevojë jetike dhe ekzistenciale, për të arritur aty ku duam. Patjetër, që gjetja e mbështetjes është një ndër gjërat, të cilat ne duhet të bëjmë në jetë. Është shumë bukur, që t'i kesh shpatullat e mbrojtura, nga çdo rrezik i parashikueshëm ose jo.

Por, akoma më bukur është, që të kesh njerëz, të cilët të ndihmojnë të njohësh pikat e tua të forta e ato të dobëta. Njerëz, të cilët pranojnë pikat e tua të forta dhe njerëz, qe të mbështesin në pikat e tua të dobëta. Kjo, nuk është shoqëri. Konsiderohet vëllazëri!

Shpeshherë, disa gjera thjesht ndodhin. Ndodhin, pa kuptuar! Ndodhin, në mënyrë të paorganizuar. Ne, njerëzit, këto rastësi, i quajme "mrekulli". Arsyetim i dobët?! Nuk do ta konsideroja kurrë"mrekulli", nje ndodhi të papritshme, e cila ndodh pa shkak.E cila, vjen si një dhuratë, në atë natën e gëzueshme të

Krishtlindjeve. Ndoshta, nuk mund t'i japim një emërtim ndryshe! Ndoshta, nuk mund të krijojmë një përkufizim të saktë, për gjithë këtë! Në rregull! Nuk mund të japim një përkufizim të saktë apo absolut, për këtë ndodhi. Atëherë, le ta shmangim!Le të tregohemi të organizuar, për të shmangur antonimin e tij, të padëshirueshëm, i cili nuk është i mirëpritur. Le të tregohemi të organizuar, per të qenë ndryshe.Për të qenë, më të saktë, në atë se çfarë bëjmë. Për të qenë, më të matur në veprimet tona. Sepse, të jesh një person i cili, paramendon, do të thotë, që je një person, i cili ke mundësi të mendosh, e më pas të veprosh. Qëndro gjithmonë gati! Qëndro gjithmonë në pritje të asaj se çfarë meriton, vetëm për shkak të punës tënde të palodhur. Qëndro aty! Gati për të qenë gati! Sepse, ne kemi lindur gati!

Kemi lindur gati, por pa vetëdijen dhe perceptimin primar, për atë se çfarë do të bëjmë! Për mënyrën se si do të mund t'i plotësojmë dhe realizojmë ëndërrat dhe qellimet tona. Kemi një ëndërr, por pa një plan. Dhe realizimi i ëndrrës është thjesht një iluzion, i cili pritet të vijë, si diçka hyjnore, por që kurrë nuk do të vijë. Nuk do të vijë, sepse nuk mundet! Shpesh herë, ato se çfarë duam ne nuk mund të vijnë tek ne, por jemi ne ata që duhet të shkojmë e t'i marrim nga aty ku janë. Jemi ne ata, të cilët duhet të punojmë fort, për t'i marrë. Është gjithçka në lidhje, me atë se çfarë ne bëjmë, me sakrificën që në kryejmë, për të arritur aty ku duam. Ndonjëherë, pritja është e mërzitshme. Ndërsa ndonjeherë, është vrastare. Unë preferoj, që t'i vendos epitetin e dytë, fjalës "pritje". Është me të vërtetë vrastare. E si mund ta përkrah unë diçka që më dobëson, e në fund fare, më vret?! Prandaj, jo vetëm, që nuk mund ta përkrah, por duhet, që ta kundërshtoj, me të gjitha mundësitë e mia. Per të arritur aty ku dua. Ja edhe diçka tjetër. Të punosh fort! Nëse nuk e bën diçka të tillë në jetë, atëherë do të jesh gjithmonë i varur dhe njëkohësisht, i shtypur nga fati, i cili nuk siguron asgjë. Asgjë!

Të jesh i varur nga ndërgjegjia është një nder i njerëzve.Të jesh i dënuar, për të punuar fort është dënimi më i lehtë i një të gjalli. Të jesh i vetëdijshëm, mbi atë se çfarë duhet të bësh për të arritur diçka në jetë është krenari për një individ.

Prandaj, vetëdijësimi mbi djersën, të cilën duhet të derdhësh, për të ngjitur majat, është çelësi, i cili hap portën e madhe të vështirësive dhe justifikimeve ordinere e të pavërteta. Atëherë, gjeje këtë çelës!Gjeje brënda vetes tënde. Sepse, ndoshta nuk ka humbur, por thjesht është duke pritur që të rrëmbehet nga dikush. Atëherë, puno fort, që ta rrëmbesh ketë celës. Hap dyert e jetës tënde, duke punuar fort. Sepse, puna është nder! Dhe nderi, është krenari! Bëje veten tënde dhe të tjerët krenar! Lartësoje veten tënde, me punë dhe vullnet! Gjithçka është relative dhe asgjë nuk është absolute, pra çdo gjë mund të ndryshojë e të marrë një rrjedhë tjetër të zhvillimit të ngjarjeve. Gjithmonë puna e fortë e mund talentin, kur talenti nuk punon fort! Gjithmonë puna e fortë, është rezultat i një karakteri të fortë e fisnik. Rezultat i një mëndje të kthjellët e të qëndrueshme. Shumë njerëz e ëndërrojnë suksesin, ndërkohë që të tjerë, janë duke punuar fort për ta arritur atë. Bëhu një prej këtyre njerëzve! Tregoji botës se ti mund ta bësh këtë gjë! Tregoji shoqërisë se ti mund ta bësh këtë gjë! Tregoji familjes se ti mund ta bësh këtë gjë, por mbi të gjitha tregoji vetes se ti mund ta bësh këtë gjë! Prandaj, mos e penalizo vetveten nga dembelizmi i tepruar! Mos e mendo jetën, si një detyrim, por mendoje si një mundësi të vetme. Si një shans.

Opinioni i askujt, nuk të bën ty atë personin e opinioneve! Thjesht, të bën më shumë vetvetja. Të dërgon drejt një rruge, të vetënjohjes! Drejt një rruge të gjatë e të mundimshme. Drejt një rruge të lodhshme. Prandaj, bëje me pasion ose mos e bëj fare! Puno me pasion, ose më mirë qëndro ulur duke pritur, që mrekullitë të ndodhin! Por, nuk mundesh! Nuk mund të qëndrosh pafundësisht ulur, duke pritur momentin të vijë! Sepse, në këtë jetë nuk ekzistojnë momentet. Prandaj, këto momente duhet t'i krijojmë ne! E kemi detyrim ndaj vetes e ndaj të ardhmes tonë! Sepse e shkuara është një vend i mirë për t'u vizituar, por kurrsesi nje vend i mirë për të qëndruar!

A nuk të duket e çuditshme, që sa më fort punon, aq më shumë sukses merr?! Mua, më duket gjëja më normale, që mund të ekzistojë! Sepse, e tillë është! Është, me të vertetë diçka natyrale dhe e zakonshme. Sepse, ndonjeherë,

nuk është e gjitha rreth korrjes së suksesit, por është rreth meritimit të tij!Të kesh sukses, ndoshta është fat, por të meritosh sukses është arritje!

Mbi të gjitha, kurrë mos u dorëzo! Nëse jeta të jep një apo dy shanse gjithsej, atëherë ti mundohu t'i rrëmbesh shansin e tretë, të katërt, të pestë e me rradhë.Mos qëndro i heshtur, kur duhet të flasësh! Mos qëndro i ulur, kur duhet të çohesh! Mos e lejo momentin të të ikë, kur të duhet t'a kapesh atë moment.Tregohu vigjilent ndaj momentit dhe i zgjuar ndaj situatave. Mbi të gjitha, mos u huto! Gjithcka, ka një arsye, se pse ndodh! Gjithçka, çdo veprim, çdo mosveprim, çdo mendim, çdo opinion ka një pasojë. Por, ne njerëzit, fatkeqësisht nuk ndjekim kurrë shkakun, por shikojmë vetëm pasojat. Nje virtyt i humbur...

Fatkeqësisht, ne njerëzit, nuk mund të jemi të gjithë artistë apo filozofë dhe nuk e kemi detyrim ndaj vetes dhe shoqërise njohjen e 3 këndveshtrimeve të realitetit.

Ne nuk mund të fokusohemi njëkohësisht në aspektin utilitar, etik dhe estetik të diçkaje, sepse kjo gjë do të përkeqësonte zgjedhjet tona, prandaj le të mos veprojmë në aspektin etik dhe estetik, por të tregohemi njerëz të thjeshtë, me një perceptim normal e jo shume të shtirur, por le të mendojme në aspektin utilitar e siperfaqësor. Çfarë fitojmë ne nëse punojmë fort dhe fokusohemi tek ëndrrat tona? Asgjë tjetër, veçse fitojmë. Dëgjoj njerëz, qe thonë se duan të pushojnë dhe ndonjëherë u jap shumë të drejtë, ama nuk mund të pushojmë gjatë gjithë kohës, duke pretenduar zhvillimin automatik të gjërave. Kjo gjë do të ishte patetike. Le të punojmë sa jemi gjallë, sepse do të kemi kohë për të pushuar kur të vdesim!

Ah, ju lutem të mos më keqkuptoni !Nuk po flas për krijimin e një rryme donkishotiste moderne, e cila do të turbullonte mendjet e individëve të pastërvitur psikologjikisht. Nuk jam aspak dakort, që të luftojmë me mullinjtë e erës, duke pretenduar se do të rregullojmë gjithë botën, ama le të mundohemi të rregullojmë atë botën tonë të vogël, duke mos u zhytur në egoizëm të shëmtuar e keqdashës ndaj nesh. Nuk propagandoj, një mendësi të

dobët të perceptimit të gjithëanshëm ëndërrimtar, por thjesht një mënyrë të kënaqshme të të menduarit. Një mënyrë "gjakftohtë" të të menduarit. Sepse, të punosh fort për të realizuar ëndrrat e tua, nuk do të thotë, që të pretendosh të jesh një xhind i sapodalë nga një llambë magjike, e të tregohesh i gatshëm të plotësosh dëshirat e çdo personi të mundshëm. Mbi të gjitha, duhet të punosh me qetësi dhe pa u munduar të shkatërrosh ëndrrat e një personi tjetër. Si fillim, mendo! Me pas mendo përsëri! Përsëri! Përsëri e përsëri! Tani, mund të veprosh.Kjo është gjëja, që na bën të jemi të ndryshëm, aftësia për të menduar e për të perceptuar. Pamja fizike është thjesht një fasadë, e cila paraqet mënyrën e jetesës së një personi, por kurrsesi mënyrën e të menduarit të një personi. Asnjë lexues mendjeje, nuk do të mund të përshkruante mendimet e një personi nga ajo se çfarë ai shikon.Të shikosh mendimet dhe ëndrrat e një personi kërkon punë. Thjesht nuk mund ta bësh...

Por, midis gjithë këtyre fakteve të pakundërshtueshme, e deri diku jetësore, detyra jonë më e madhe është që të punojmë fort e të mos dorëzohemi, të tregojmë veten e të shfaqim versionin më të mirë të vetvetes. Askush mos të mendojë, se kjo është një formë reklame apo proporcioni. Është thjesht aftësia e një personi, për të treguar se kush është. Aftësi e lindur, por e përmirësuar! Nuk ka të bëjë me krijimin e një krenarie të tepruar ose me ndonjë adhurim të veçantë të vetes sonë, por thjesht me një metodë pune. Thjesht me një mënyrë botëkuptimi! Deri diku...

Askush nuk shtyhet drejt vetëmotivimit pa ndonjë arsye të fortë dhe unë preferoj t'i diferencoj këto arsye duke u kapur tek shkaqet nga të cilat ato vijnë. Një shans i dytë apo një shans i tretë!

Jam shumë i sigurtë, se asnjë person nuk nis të punojë fort në shansin e parë të jetës se tij, por vetëm në momentin kur kupton se ka gabuar diku dhe ekziston diçka, e cila mund të rregullohet.

Jemi mësuar, t'a përdorim shpesh atë shprehjen "jeta më dha një shans të dytë", por rrallë ose aspak nuk e kemi dëgjuar ndonjëherë ketë shprehjen deri diku abstrakte per intelektin tonë "jeta me dha një shans të tretë". Kjo ndodh, sepse

ne, qëniet njerëzore, jemi të predispozuar drejt perfeksionit të perfeksionuar. Një produkt i shtuar në atë çorbën e stërmadhe të jetës. Ne, qëniet njerëzore, duam që të mos çojmë dëm as edhe një mundësi, por shpeshherë padashur kuptojmë që frika jonë më e madhe është bërë realitet. Tashmë, ne e kemi shpërdoruar mundësinë tonë të parë dhe pikërisht kur ne fitojmë një mundësi të dytë, ne mundohemi që të mos i mbetemi borxhli fatit, por të punojmë fort, në mënyrë që të ndihemi sikur e kemi merituar këtë mundësi. Kjo gjë rrit vetëbesimin tek ne, por ul shanset tona për sukses. Detyrim ndaj së keqes apo e keqe e detyruar? Asnjëra! Thjesht, një gabim amatoresk. Dhe pas këtij rikonfirmimi të papjekurisë sonë vjen edhe i ashtuquajturi "shansi i tretë", i cili nuk është asgjë tjetër veçse një ndër shanset e panumërta, të cilat jeta na jep. Ne fatkeqësisht dështojmë, dështojmë e dështojmë, pa e kuptuar se kemi dështuar dhe mundësitë vijnë njëra pas tjetrës, por janë shumë të zbehta, kështu që vetëm një person i vëmëndshëm mund të arrijë t'i shohë e aq më mirë t'i kapë. Kjo gjë e cila në pamje është vetëm një satirë e dështuar, mund të perceptohet edhe si diçka shumë e vërtetë dhe serioze, e cila i referohet realitetit deri në kulmin e botëkuptimit të cekët të qënies sonë njerëzore. Sepse, të pranosh të vërtetën dhe të përballesh me të vërtetën është një paradoks i hiperbolizuar deri në shkallën më të lartë të tij nga ato mendjet obeze, të cilat nuk ushqehen me asgjë tjetër vecse përtesës. Të pranosh të vërtetën do të thotë të jesh thjesht një ndër ato personat e rëndomtë, pranues të vrazhdë të realitetit të pabesë deri diku, ndërsa të përballesh me të vertëtën do të thotë të jesh një gladiator, i cili është në një luftë të pakontestueshme gjatë gjithë kohës me fatin, me rutinën e pakundërshtueshme të poshtërimit masiv të popullsisë nga vetë popullsia, me atë humorin e keq të formuar nga fjalët e të tjerëve, me ato paragjykimet e shëmtuara e të pabaza, me ato stereotipet ofenduese, të cilat nuk nxjerrin asgjë në pah e me një listë të gjatë, e cila po të fillojë nuk mbaron kurrë.

Të përballesh me të vërtetën, do të thotë të vlerësosh. Të vlerësosh shanset që të jepen, por jo domosdoshmërisht t'i përdorësh ato në favorin tënd në mënyrën më të mirë të mundshme. Të vlerëssoh nuk kërkon zgjuarsi apo

talent, kërkon vetëm një “mendje të hapur”! Kërkon vetëm një perceptim të qartë mbi botën dhe mënyrën se si ajo funksionon. Kërkon thjesht të logjikosh për ndoshta, vetëm pesë minuta.

Sepse, të punosh fort, nuk do të thotë të mos punosh në mënyrë të zgjuar.

Dhe, një ndër gjërat më të rëndësishme, që duhet të bësh në jetë është të jetosh. Kurrë mos u privo nga gjëra privuese, kurrë mos u huto nga gjëra hutuese, kurrë mos u keqkupto nga gjëra keqkuptuese, por gjithmonë jeto për gjëra jetësore. Sepse, të jetosh nuk do të thotë të zvarritesh në atë baltën e ndotur të njerëzimit, por do të thotë qe të realizosh art .Kurrë mos prano të largohesh nga kjo jetë, pa realizuar gjërat që ëndërron t’i realizosh. Kurrë mos u pajto me rrethanat! Kurrë mos u dakortëso me opinionet! Qëndro mendjehapur, sepse lloji i të menduarit pasqyron mënyrën tënde të jetesës. Qëndro i qetë, sepse qetësia jote pasqyron mënyrën tënde të të menduarit! Ndonjeherë njerëzit më të qetë, kanë mendjet më të zhurmshme. Gjithmonë, qëndro i veçantë, duke mos dalë nga vetja !Gjithmonë pajtohu me mendimin tënd që ke për veten, por duke u munduar t’a përmirësosh. Përsosmëria është e pamundur ama përmirësimi nuk është. Mendoje çdo sekond, si një mundësi të re që të është dhënë, jo në mënyrë hyjnore, por në mënyrë shkencore. Kurrë mos e nënvleftëso rolin tënd në shoqëri dhe aq më keq, rolin tënd në komunitetet e vogla ku t’i merr pjesë! Kurrë mos u bë pjesë e turmës, por gjithmonë kujto...! Luani ecën vetëm, delet ecin në tufë!

## ÇFARË NUK DUHET TË BËJMË NË JETË?

Të propagandosh është aftësi, ndërsa të antireklamosh është virtyt. Nuk preferoj të flas për gjërat, të cilat i konsideroj të ndaluara, për qënien njerëzore. Nëse, këtë temë bisede ne do ta zhvillonim përpara 1000 vitesh, ne do të konsideroheshim “jonormale”! Nëse, ketë temë bisede ne do t’a zhvillonim rreth 100 vite më parë ne do të konsideroheshim “intelektualë”! Por, nëse ne do të flasim për diçka të tillë, në ditët e sotme të kohëve moderne ne do

të konsideroheshim "njerëz të zakonshëm"! Dëgjojmë gjatë gjithë kohës prindërit tanë, të cilët na japin këshilla të ndryshme, e ndoshta ndonjeherë, toni i tyre është paksa urdhërues. Por, përsëri ne vazhdojmë që të jemi pjesë e nje cekëtie të vogël, ndërkohë që ne synojmë thellësinë. Ato gjëra, të cilat unë personalisht i konsideroj si të ndaluara për një qënie intelektuale, ashtu siç jemi ne, njerëzit, mund të duken sa reale aq edhe abstrakte. Por, preferoj që abstraksionizmin ta përdor, si një armë të fuqishme të së bukurës, por kurrsesi jo në një bisedë serioze!

Ajo, se çfarë unë mendoj se në jetë nuk duhet bërë kurrë është të dorëzohesh. Nuk do t'a bëja kurrë personalisht! Nuk do t'ia falja kurrë vetes, që të mos e bëja diçka, të cilën mund ta konsideroj me ndikim të drejtpërdrejtë, apo ndoshta edhe të tërthortë në jetën time, vetëm nga ai mendimi paraprak ose nga ai emocioni fillestar i një ngjarjeje, të cilën, siç e thashe mund të ketë një ndikim të madh në jetën time. Të dorëzohesh nuk është një mundësi! Të dorëzohesh nuk është një opsion! Të dorëzohesh nuk është asgjë tjetër, veçse një shprehje e qartë e frikës së pashmangshme, e cila godet në pikën tonë më të dobët. Thjesht, nuk mund të jetë dhe nuk duhet të jetë në listën tonë të mundësive! Kurrë mos u dorëzo! Sepse, të dorëzohesh do të thotë të nënshtrohesh! Kurrë mos u nënshtro! Sepse të nënshtrohesh do të thotë të humbasësh! Dhe humbjen nuk e do askush!

Por në gjithë atë spektrin e veprimeve, mendimeve, situatave, ngjarjeve, të cilat me pëlqimin tonë dhe vetëdijen tonë të plotë, nuk duhet të na prishin ditën, fatkeqësisht ekziston edhe një term i shumëpërdorur e ndoshta i shumë "keqpërdorur"! Paragjykimi! Të flasësh për tjetrin pa e njohur. Të gjykosh për tjetrin pa e njohur! Të akuzosh tjetrin pa e njohur. Tingëllon, si diçka e rëndomtë, e cila dita-ditës dëmton shoqërinë tonë, e cila mbahet me kujdes sikur të jetë e varur në një fije të hollë, e cila mund të këputet nga momentin në moment. Kjo fije është shpresa! Prandaj le ta forcojmë këtë fije, për ta kthyer në një litar, pse jo edhe në ndonje kavo të çeliktë, e cila ka kapacitetin për të mbajtur nje peshë kaq të madhe të energjive negative qe ne mbartim!

Sepse, të paragjykosh do të thotë të shkatërrosh dikë! Të paragjykosh do të thotë, të cënosh dikë! Të paragjykosh do të thotë, të degradosh dikë! Dhe më e keqja e të këqijave është kur arma e paragjykimit është e drejtuar nga ne. Vetëm, në momentin qe ajo gjuan ne mund të kuptojmë dhimbjen e vërtetë të të paragjykuarit. Prandaj, në mënyrë që t'ia kursejmë vetes këtë dhimbje, le t'ia kursejme edhe të tjerëve, duke u bërë më pranues, e kurrsesi duke mos shfaqur sjellje paragjykuese, të cilat po na shkatërrojnë dita-ditës. Qymyri nëse nuk të djeg, patjetër do të të bëjë pis!

Si fillim mendo, më pas mendo, mendo përsëri e më pas mund të veprosh! Nje ndër gjërat e tjera, të cilat nuk duhet të bësh në jetë është të nxitohesh! Qëndro i qetë! Percepto, mendo, bashkëpuno me mendjen tënde e pastaj bëj ç'të duash! Kurrë mos shfaq gjaknxehtësi! Kurrë mos bëj gjëra të pamenduara! Gjërat e pamenduara nuk vijnë si rezulatat i mungesës së mendjes, por mungesës së vullnetit për ta përdorur mendjen. Të përqëndrohesh në atë se çfarë bën, të sjell gjithmonë përfitime, ndërsa të shfaqesh sjellje gjaknxehtësie është krejtësisht e kundërta. Sepse, kjo e fundit të detyron të bësh veprime, të cilat ti në ditën më normale të jetës tënde, as nuk do ta mendoje që ta bëje. Këtu qëndron problemi i sjelljeve të pamenduara e gjaknxehta. Pendohesh menjeherë, pasi i bën. Kjo gjë të transmeton me të vertetë një energji negative, e cila nuk bën asgjë tjetër veçse të dëmton e të shkatërron avash-avash, njësoj si ai krimbi që shkatërron një kokërr mollë nga brenda. Sepse, me të vertetë ne jemi të vetëdijshëm që pesha e një fjale të gabuar është shumë e rëndë, por pesha e një veprimi të gabuar është vrastare. Sepse, në momentin e parë, ti përgatitesh që të përballosh një peshë të vogël dhe në momentin e parë që kujton se je në rregull, është pikerisht ky momenti kur edhe vetë ajri të duket më i rëndë e të ul në tokë, si një ndër ato skllavët, të cilët lodheshin duke mbajtur ato gurët e stërmëdhenj gjatë ndërtimit të piramidave. Sepse, shumë gjera thjesht nuk duhet të ndodhin! Vetë qenia njerëzore, karaterizohet nga një gjaknxehtesi e theksuar, e cila shpesh herë i shkakton probleme dhe kjo është një ndër gjërat kryesore, të cilat ne duhet të mundohemi të evitojme.Gjaknxehtësinë!

Por, të shfaqesh gjaknxehtësi është diçka shumë objektive krahasuar me aspektin e dakortësimit të detyruar. Kurrë mos i lejo rrethanat, që të krijojnë një ngjarje për ty! Krijo ti nje ngjarje duke u bazuar tek rrethanat! Kurrë mos u dakortëso, me gjërat të cilat nuk i pranon! Kurrë mos e merr diçka të mirëqenë! Asgjë në këtë univers nuk është absolute, por gjithçka është relative! Asgjë nuk është një fakt i kryer! Gjithcka mund të ndryshojë! Prandaj, kurrë mos e konsidero veten të rëndomtë, por një faktor ndryshimi për të gjithë e gjithçka! Qëndro realist, por kurrsesi i pavendosur! Beso tek vetja dhe shfaq këtë besim, në formën e veprimeve reale, të cilat mund të pasyrojnë personalitetin tënd, prej një njeriu të virtytshëm! Lejo energjinë pozitive të të ndryshojnë dhe kurrë mos prano, ato gjëra, të cilët ndoshta i pranojnë nga detyrimi. Nuk je i detyruar të pranosh asgjë!

Të gjitha mosveprimet e lartpërmendura, në ditën më të keqe të jetës sonë do të konsiderohen si paaftësi, ndërsa në ditën më të mirë të jetës sonë do të konsiderohen si gabime. Ndërsa, ekziston diçka, e cila është e papranueshme! Diçka, e cila dënohet maksimalisht nga çdo lloj ligji, që në njohim! Diçka, e cila është e papranueshme nga askush! Tradhëtia! Plumbi i vetëm, i cili hap plagën më të madhe të mundshme! Plumbi i vetëm, i cili nuk di të godasë, por di vetëm të vrasë! Nëse dëshiron, që të vdesësh i qetë, e nëse dëshiron të jesh në rregull me ekzistencën tënde si një qënie e thjeshtë njerëzore, atëherë mos tradhëto! Mos e provo kurrë! Nëse vdekja do të vdiste, engjëlli i saj do të quhej "engjëlli i tradhëtise"!Shpresoj, që gjatë gjithë jetës sime, të shfaq besnikëri! Së pari, sepse është detyrim ndaj vetes dhe së dyti, sepse është detyrim ndaj qënies njerëzore dhe njerëzve që më rrethojnë. Jam shumë i sigurtë, se të vrasësh është lehtësim, përpara veprimit më të ulet të mundshëm! Tradhtisë!

# SJELLJET E JETËS

E gjithë kjo zullumahi e shëmtuar, e realitetit shpesh herë të papranueshëm, na kujton që ne jemi njerëz. Na kujton se jemi njerëz, për shkak se na shpall ndjenja të forta me doza të larta urrejtje ndaj këtij realiteti, i cili godet aty ku dhemb. Sepse, problemi më  i madh me "prapësitë e jetës", është se ato i njohin çuditërisht shumë mirë pikat tona të dobëta, në të cilat ne menjëherë humbim në paaftësi dhe në pamundësi për të vepruar.

Por, kundrejt të gjitha sjelljeve të çuditshme të jetës, problemi më i madh që unë perceptoj si të pakorrigjueshëm nga askush janë sjelljet injorante të njerëzve, të cilët kanë humbur sensin e jetës, si një nocion të pavarur dhe të qëndrueshëm. Nëse, në ditët e sotme, ne shohim një person, i cili del nga kornizat shoqërore, kjo gjë në perceptimin e dikujt konsiderohet ç'thurje, ndërsa në perceptimin e dikujt tjetër konsiderohet diçka speciale. Epo, nuk mund të dalësh nga kornizat nëse kornizat nuk ekzistojnë në të vërtetë. Kjo gjë është gjëja, e cila të dobëson më shumë edhe nëse je i ftohtë si akulli e i fortë si guri. Mendimi i kundërt i tjetrit, i cili të vjen si shigjetë, e të shkatërron si gjyle.

Dhe problemi i lartpërmendur, pra sjelljet e njerëzve, të cilat dëmtojnë jetën, si nocion, vazhdojnë të jenë një problem, të cilin do ta cilësoj me plot gojën "ekzistencial", sepse kemi arritur në atë shkalle vetëdijësimi, për të kuptuar se keto probleme do të zhduken bashkë me njerëzit.

Problemi shqetësues i diversitetit në mendime, shpesh herë na shfaqet si

vlerë e shpesh here na shfaqet rëndomtë si antivlerë, gjë kjo e cila edhe mund të na prekë. Në fund të fundit, personalisht nuk pranojmë që të ndryshojmë mendimin për një çështje të caktuar, nëse nuk na paraqiten argumenta bindëse e të sakta, për të rrëzuar tezen fillestare, të besueshme nga ana jonë. Epo, atëhere çfarë po presim?! Mos jemi gjë duke pritur që dikush të ndyshojë mendimin për nje çështje të caktuar, vetëm se ne mendojme ndryshe?! Aspak! Do të ishim shumë larg qëllimit tonë dhe shumë afër dështimit! Dhe më e bukura, realitetin do t'a shihnim me dylbi. Dikush, ndoshta mund të më kritikojë, për cilësimin tim të lartpërmendur "më e bukura", kur bëhet fjalë për diçka shumë pesimiste e dashakeqe kundrejt nesh. Por, gjithçka duhet të rrotullohet rreth pozitivitetit dhe shpresës .Asgjë, nuk duhet të ngelë midis atyre kornizave, të cila nuk na ushqejnë me asgjë tjetër, veçse me ndjenjën e unifikimit masiv, i cili një ditë, ndoshta larg apo shumë larg, do të na çojë drejt dështimit. Gjithmonë, jam i mendimit se një konservator ka shumë më shumë argumenta sesa nje liberal dhe kjo gjë në pereeptimin fillestar të gjithsekujt është e vërtetë. Gjithmonë, liberalët janë njerëz, të cilët dakortësohen me gjithçka, por pa i paragjykuar, do t'i cilësoja edhe si njerëz, të cilët nuk kanë kohë për të menduar e për të argumentuar, por kurrsesi naiv. Dhe në mendimin tim të kultivuar nga një Shqipëri, e cila dita-ditës po evropianizohet, me duhet të pranoj se liberalizmi është me të vërtetë një rrymë shumë e mirë e të menduarit, sepse deri diku dakortësohet edhe me menatilitetin shqipëtar, i cili kurrsesi nuk është i rëndomtë, por është pjesë e pandarë e kulturës sonë kombëtare, ku çdokush shikon punën e tij, pa paragjykuar dhe pa u influencuar nga veprimet e dikujt apo dikujt tjetër. Kjo gjë sigurisht, që duhet cilësuar si një përfaqësuese e denjë e vlerave, por mos të harrojmë që edhe mendimet konservatore, duam apo s'duam ne janë të pranishme në çdo moment të jetës sonë. Për të qenë i saktë, të jesh konservator nuk do të thotë të jesh kufizues. Do të thotë, thjesht t'i qëndrosh besnik mendimeve, për të cilat të tjerët as nuk duan t'ia dinë. Pra, në një fare mënyrë, del që çfarëdo mendimesh që të kemi, në prapëseparapë jemi të veçantë dhe kjo gjë më bën të mendoj se ekziston shpresa, diku, aty midis

shtatë miliardë njerëzve, të cilët po i afrohen tetës me një shpejtësi të madhe. Kjo më mjafton, për të sjellë një frymë optimiste në gjithë atë zullumin tim të përditshmërisë, i cili nuk bën dallim midis të keqes e të mirës.

Por, të gjitha këto mendime, qëndrime, qasje ndaj botëkuptimit duhet të tregohemi shumë tolerant, pra liberale.Kurrsesi, nuk duhet të përzihemi me gjëra, të cilat do të na nxirrnin ne si kritikë apo ndoshta edhe mendimtarëtë thjesht, por të zymtë e vetullngrysur. Kam kuptuar që gjëja më e mirë, që mund të bëjmë në ditët e sotme është me të vërtetë të dëgjojmë këshillat e me të mëdhnjve e më të zgjuarëve, sepse jeta nuk është nje moment, i cili ikën, ashtu ngadalë-ngadalë, madje përkundrazi është një ekzistencë aq e gjatë dhe e dendur sa askush nuk mund të mburret me dijet e tij dhe ne nuk e kemi luksin të besojmë diçka  të tillë, e cila nga goja e nje artisti do të konsiderohej si abstraksionizëm. Pra, pa pasur asnjë lloj kompleksi pranojmë në mënyrë të dëshiruar nga të gjithë, se e gjithë kjo ngjarje, i ngjan një debati të stisur, ku dy persona duhet të jenë kundër njëri-tjetrit fuqishëm, vetëm për të nxitur një debat interesant. Por në jetë, zakonisht gjërat nuk janë të stisura, por të vërteta, prandaj me gjithe kompleksitetin na duhet të pranojme këtë larmishmëri e diversitet të zgjeruar, i cili na paraqitet si nje tabu, e cila nuk mund të preket e jo më të thyhet, se nuk mund të bëjmë asgjë veçse të respektojmë. Të respektojmë në qënien e saj liberalizmin, mendimet konservatore, madje edhe ato njerëz të cilët nuk mund të mendojnë, jo sepse nuk e kanë trurin funksional, por sepse preferojnë që të mbulojnë ekzistencën e tyre, duke na u shfaqur si të padukshëm, një padukshmëri kjo, e cila shpesh herë mbulohet rëndomtë nga injoranca.

Por, vazhdoj qe të mbështes tezën time të mësiperme, se është e pamundur që të qëndrojmë brenda atyre kornizave, të cilat shpesh herë nuk na pëlqejnë, madje deri diku na bezdisim. Gjithmonë njeriu ka qenë i predispozuar drejt një deshirë të pandryshueshme për të arritur një përsosje individuale, por ajo se çfarë kemi perceptuar me “përsosje individuale”, ka qenë aq e ndryshme, saqë midis këtyre mendimeve të ndryshme, nuk mund të gjejme asnjë lidhje logjike.

E gjithë kjo gjë, nuk ka krijuar të paktën një kornizë, por pafund të tilla, sepse edhe perceptimi më i vogel, i cili është i ndryshëm, krijon konture të ndryshme, të cilat kufizohen nga dëshira për të bërë mirë. Pra, të gjitha këto korniza, të cilat në mendjen e shumë njerëzve kanë marrë formën e stereotipeve, të cilat nuk mund të ndryshojnë për asnjë gjë të mundshme, në mendjet e gjithesecilit prej nesh, janë kryesisht nga dëshira për të arritur përsosmërinë. Shpesh herë nuk e kuptojmë se sa mire kemi bërë me jetën tonë, vetëm sepse merremi me jetën e dikujt tjetër, duke harruar tonën. Por, fatkeqësisht pamundësia për të kuptuar veten, na dërgon drejt qasjeve të cilat nuk janë në përshtatje me normat tona të një bashkjetese të mirë shoqërore. Kjo gjë kufizon mundësitë tona, për të arritur atu ku duam dhe automatikisht kjo gjë na bën të pafuqishëm përballë astyre kornizave të pandryshueshme shoqërore. Lufta nuk fitohet duke bërë armiq, por duke bërë armiqtë e tu të besojnë se i ke miq.

Këto norma shoqërore, të cilat na shfaqen si të pandryshueshme me të vërtetë që janë të vështira për t'u kaluar dhe për t'u kapërcyer. Duke qenë, se përsosmëria është objektivi ynë primar, si qenie njerëzore, atëhere ajo se c'ka ne duhet të bëjmë është të punojme rreth këtij qëllimi. Por në shumicën e rasteve, problemi nuk qëndron tek ne, por tek njerëzit qe na rrethojnë. Mendësia e mbyllur e mësuar me një model të pazëvendësueshëm, të njërit kopje është ajo se çfarë i bllokon të rinjtë, që të mendojnë për jetën e tyre, sepse ka njerëz të tjerë që mendojnë për jetën e tyre. Por, ku qëndron problemi tek e gjithe kjo situatë?! Problemi qëndron, se këto njerëz nuk kanë asnjë lidhje, si familjare ashtu edhe shoqërore me ne. Unë jam shume dakord dhe i hapur, ndaj një "arritje dakortësie" me familjen, për gjërat që të shqetësojnë ty dhe jetën tënde. Dita-ditës po kuptoj se gjërat që të formojnë, janë po ato qe të shkatërrojnë. Faktorët kryesore që ndikojnë në rritjen tonë dhe formimin e personalitetit tonë janë: Familja, shkolla dhe shoqëria. Familja është e vetmja strukturë, e cila nuk mendon kurrëkeq për ty. Është e vetmja tullë e fortë në murin e jetës tënde. Është ilaci i vetëm, i cili shkatërron çdo virus në organizmin tonë të natyralizuar, jetën tonë. Tek shkolla, kurrsesi nuk do të mund të mendoja diçka

si censurim, sepse shkolla nuk është nje strukturë, por është një institucion, i cili funksionon sipas rregullave të mirëpërcaktuara dhe një cënim i të drejtave tona nga ana e shkollës, do të cilësohej si njekeqinterpretim i çdo situate nga ana jonë. Por, ajo që duhet të pranoj me koshiencën me të plotë të mundshme është roli negativ, qe mund të ketë shoqëria tek ne dhe kjo gjë më shqetëson. Nëse në bërthamen e atomit, gjenden neutronet, të cilat janë asnjëanëse dhe faktorit pozitiv, pra protonët, në shoqërinë tonë bërthama e saj, ka tendencën shpesh herë, fatkeqësisht, që të afrohet drejt faktorit negativ. Shoqëria shpesh herë, e përfaqësuar nga ky faktor negativ, i cili nuk ka një jetë të vetën merret me jetën e njerëzve të ndershëm, të cilët për arsye të ndryshme çnderohen. Kjo gjë sigurisht që na prek të gjithëve, sepse kjo është një censurë e mirëfilltë.

Gjeja, për të cilën shqetësohem më së shumti është stepimi, që i ndodh njerëzve të ndryshëm nga paragjykimet. Në një vend ku kornizat, nuk mbeten të tilla, por kthehen në kufi vrastare të pakalueshem, në një vend ku diversiteti konsiderohet çmenduri, ose me saktë në një vend ku të qenit ndryshe, konsiderohet "krim", e ardhmja duket e zymtë. Nuk preferoj të flas me nota të tilla pesimizmi, sepse më bën të dal kundër personalitetit tim, por kurrsesi nuk mund të mohoj një realitet të pandryshueshëm, të cilin vetë në e kemi materializuar, duke e kthyer në të prekshëm. Problemi kryesor nuk besoj se qëndron tek mënyrë se si sillemi, por të mënyra se si mendojmë. Jemi të vetëdijshëm se jetojmë në një botë, ku robotizimi nuk është zhvilluar në botën e teknologjisë, por në botën tonë, në botën e njerëzve. Kjo gjë, krijon një teze shumë të pakundërshtueshme. Mendojmë e veprojmë ndryshe. Kjo gjë sjell atë paradoksin, të cilin e gjejmë kudo, midis asaj që duam të bëjmë dhe asaj që bëjmë. E gjitha kjo, ndodh përsëri për shkak të vendosjes sonë në një rreth të zjarrtë, i cili të djeg edhe nëse ti nuk lëviz. Atëhere...?! Atëhere, duhet që të bëjmë çdo gjë që të dalim nga ky rreth i zjarrtë. Deri para pak kohësh kërkoja shumë të dija, se çfarë ndodh kur një tragjedian shkruan një komedi. Tashmë, kjo situatë më bëri t'a kuptoja. E gjithë kjo situatë, me të vërtetë duket si një komedi e shkruar nga një tragjedian, ndoshta i dalë në

pension ose i prodhuar nga ndonjë sistem komunist. Me të vërtetë, që arrin të krijojë një situatë komike, por jo me shfaqjen, vetëm me paaftësinë e tij. Nëse jeta, do të ishtë tragjediani në fjalë, atëherë ne automatikisht ndahemi në dy grupe të mëdha:aktorët dhe spektatorët. Kurrsesi, një aktor i vetëdijshëm nuk do të pranonte të kthehej në një klloun në sytë e spektatorëve, prandaj edhe ne nuk duhet që të luajmë rolin e kllounit në këtë shfaqje të dobët.

E gjithe kjo parantezë, nuk është asgjë tjetër, veçse një ingredient në atë gatimin e çuditshëm të jetës, i cili parashtohet tek ne si paradoksi i lartpërmendur. Po çfarë duhet të bëjmë?! Shpesh herë, vihemi përballë asaj zgjedhjes, deri diku jetësore e ekzistenciale, ti besojmë mendimeve apo ndjenjave? Trurit apo zemrës? Unë mendoj se duhet t'i besoj trurit, jo se kam shumë besim tek ai, por sepse nuk kam aspak besim tek zemra, vetëm për faktin se kjo e fundit nuk mund të mendojë dhe të perceptojë.

Prandaj, zgjidhja më e mirë do të ishte që të vepronim sipas mendimeve tona, pavarësisht nëse u besojmë atyre apo jo. Nuk preferoj, që t'i le gjë në dorë instikteve, por vetëm gjërave të mirëmenduara, prandaj mos vepro ndryshe nga mendimet e tua. Qëndroji besnik mendimeve, të cilat ndoshta shpesh herë i shpërfill. Qëndroji besnik, mendësisë tënde dhe personalitetit tënd. Kjo gjë do të të ndihmojë në thyerjen e barrierave.

Të thyesh korniza e konture, të cilat ndonjëherë na shfaqen në formën e barrierave, nuk është diçka e thjeshtë, por është një fitore. Është një fitore, vetëm për faktin, se ke ndryshuar diçka e cila në mendjen e shumë njerëzve, cilësohet si e pandryshueshme. Gjëja me e mirë që ke bërë është se ke mundur mentalitetin dhe ke zhdukur stereotipin. Të dalësh kundër rrymës nuk do të thotë se do të mbytesh. Ama, nëse je kryenec dhe drejtohesh drejt ujëvarës, atëhere fundi yt është thjesht çështje kohe. Prandaj, edhe kornizat thyeji duke qëndruar brenda disa kornizave të reja. Kjo gjë duket sikur do të vazhdojë pa fund dhe është e vërtetë. Çdo lëvizje, çdo fjalë, çdo mendim etj, ka dhe i përmbahet disa kornizave të caktuara, të cilat vazhdojnë të mbeten të pathyeshme. Pra, e gjitha kjo është një lojë. Për të kaluar në nivelin tjetër,

duhet të thyesh kornizat e botëkuptimit të njerëzve të cilët gjenden në nivelin paraardhës.Por, ndryshe nga një lojë e mirëfilltë, nëse t'i shkon në fund të lojës, nuk quhesh fitues. Je thjesht një person, i cili shikohet ndryshe kur ecën në rrugë, një person i cili dëgjohet ndryshe kur flet, një person i cili perceptohet ndryshe kur reagon. Kjo gjë ekziston, vetëm për shkak të diçkaje, botëkuptimit të vogël dhe të ulet të personave që le pas. Tashmë, ne e dijmë, vetëm njerëzit e cekët, paragjykojnë. Prapëseprapë, nuk mund t'a konsideroj qëllim, fundin e lojës. Të shkosh në fund të kësaj loje, nuk do të thotë se je fitues, sidomos në këtë lojë.Për të gjitha ato që thashë jam deri diku i bindur, por nuk jam plotësisht i bindur, nëse numri i personave që do të gjesh në fund të kësaj loje do të jetë i lartë apo jo. Dhe duket sikur diçka nuk shkon mirë. Epo është faji jonë. Duhet të lëvizim më shpejtë, të mendojmë me shumë rreth personit që duam të jemi dhe personalitetin që dëshirojmë të kemi dhe të mendojmë sa me pak rreth atyre që mendojnë të tjerët për ne. E gjitha kjo është si një formulë, e cila përdoret në matematikë për zgjidhjen e një ushtrimi, por preferoj, që ta konsideroj strategji. Duket shumë më emocionuese!

Por, të mendosh mbi gjërat të cilat ti dëshiron t'i bësh në një vend ku ato duken të pamundura do të vijë patjetër momenti kur do të ndihesh i shtypur. Është e pamundur të kesh një mendje liberale në një vend konservator. Kjo është ajo se çfarë po mundohet qe të arrihet në ditët e sotme, duke u konsideruar si nje strategji e mirëfilltë e krijimit të një brezi produktiv dhe mendjehapur.Por ajo se çfarë harrojnë politikëbërësit është forca e kundërveprimit, e cila shfaqet kudo. Në momentin e parë, që ato mundohen të krijojnë ose me saktë të projektojnë një mendje saktësisht të hapur ato përballen me ekzistencën e një mentaliteti kundërshtues, i cili nuk bën asgjë tjetër veçse pengon e ngadalëson gjithë zhvillimin e politikës dhe jo vetëm.Në fakt, të gjithë e kemi kuptuar se mentaliteti është diçka e cila nuk duhet të ekzistojë ose me saktë të mos mbrohet me kaq shume fanatizëm. Krijimi i një lidhje kaq të fortë me diçka, e cila është shume abstrakte dhe e keqkuptuar sjell pasoja shumë të rënda, të cilat ne nuk kemi shpatulla t'i mbajmë. Por, për të qartësuar mendjet tona të

turbullta në shpesh here, biem në qetësi duke humbur forcen e argumentimit dhe duke humbur sensin e vetëdijes, harrojme të mbrojme veten nga ato shigjetat, të cilat vijnë nga kudo. Ajo se çfarë na ndodh me pak fjale është demoralizim. Të demoralizohesh nuk do të thotë thjesht të humbësh sesin e diçkaje, por do të thotë të humbësh sensin e asaj që ti e konsideron të drejtë dhe të rëndësishme. Këto momente janë edhe momentet me të hidhura, sepse nuk mund të dallosh të drejtën nga e gabuara, të bardhën nga e zeza, ditën nga nata dhe kjo gjë, sigurisht që të përfshin në nje vorbull, për të cilen ti nuk je i stërvitur që ta mundesh. Epo, këto gjera janë të zakonshme dhe të përkohshme. Ky është lajmi i mirë!

Gjëja e vetme, që nuk duhet të bësh është të humbasësh mendimet. Një person i zgjuar, nuk pranon kurrë t'i ofendosh dhe t'i poshtërosh idetë. Prandaj, mbroji idetë e tua me fanatizëm, nëse janë të sakta, ndërkohë që vendosi ato në një kuti prej xhami, nëse mendon se nuk je fort i saktë. Të jesh i sigurt që ka njerëz të gatshëm për t'a goditur atë kuti me gurë pa u menduar dy herë. Nëse dëshiron që përveçse të jesh një njeri i zgjuar të jesh edhe një njeri i mirë, vetëdijësohu. Mos qëndro gjithnjë kokëfortë, sepse kjo gjë nuk të sjell kurrsesi fitim. Prano gabimin, nëse je gabim! Kjo gjë do të jetë një vlerë e shtuar për ty. Kurrë mos harro, që njerëzit e mëdhenj dijnë të vlerësojnë nënshtrimin ndaj të vërtetës, ndërsa njerëzit guximtare i nënshtrohen të vërtetës.

Nuk e di pse, por me duket sikur jam në një rrethrrotullim të mbyllur, ku kudo të shkoj, prapësprape do të shkoj përsëri në pikën e nisjes dhe kjo gjë fatkeqësisht do të vazhdojë deri në pafundësi. Pikërisht, kjo është gjëja e cila më jep motivimin për të gjetur një zgjidhje. Por shpeshherë, problemi nuk qëndron tek ne, të cilet duam të jemi ndryshe, brenda rregullave shoqërore, pra deri në nje diversitet të pranueshëm nga çdo normë njerëzore. Problemi qëndron tek të tjerët. Jemi mësuar, të na thuhet se gjithmonë shumica ka të drejtë. Unë nuk guxoj ta hedh poshtë ketë pohim, i cili në perceptimin tim është shume i drejtë. Por, çdo gje është relative, pra e ndryshueshme. Mos kjo do të thotë, se shumica mospranuese ndaj nje veprimi të pranueshem është

gabim dhe në ketë rast i jepet të drejtë individit? Me duket, se kjo është! Por, ja ku del edhe një paradoks tjetër, i cili të detyron të humbësh koherencën.

A ka nevoje individi për t'iu dhënë të drejtë? Edhe po, edhe jo. Nëse do të flasim për aspektin shoqëror të jetës, sigurisht që pa ketë mbështjetje individi është i mbaruar. Por, nëse do ta shikojmë jetën si nje nocion krejtësisht personal dhe individual kjo mbështetje shumëzohet me zero. Sigurisht, që ne i jetojmë në mënyrë të detyrueshme të dyja keto aspekte të jetës. Shpeshherë, kërkojmë mbështetjen e të tjerëve, pa të cilën nuk mund të bëjmë asgjë, por ekzistojnë edhe ato momente, kur ne mendojmë në mënyrën me egoiste të mundshme, duke e cilësuar jetën dhe mendimet tona, si të pandryshueshme dhe krejtësisht të pakontestueshme. Këto janë ato momentet, kur krenaria e tepruar na përplaset në fytyrë si një antivlerë e shëmtuar. Pikërisht, këto janë momentet e reflektimit për mendimet tona. A kemi të drejtë? A jemi në rrugën e duhur?A duhet të ndryshojmë diçka në mendimet tona?

Pikërisht, këto janë momentet kur mendimet fillojnë të ndryshojnë dhe asgjë nuk është më e njëjtë. Epo, ja ku shfaqet edhe natyra njerëzore, e cila karakterizohet nga dështimi. Nuk e di nëse mund ta konsideroj me të vërtetë "dështim", ndryshimin e disa mendimeve të gabuara, por sigurisht që në aspektin individual është me të vertëtë nje katastrofë. Kjo do të thotë "të ruash ekuilibrat"! Por është e pamundur që të respektosh rregullat e njërës prej këtyre aspekteve jetësore, pa shkelur rregullat e tjetrës.

E gjitha kjo, lidhet me figurën tënde, në sytë e të tjerëve. Shpesh herë, pranojmë me fanatizëm se nuk na interesojnë fare mendimet e të tjerëve, të cilat janë pasoje e veprimeve tona. Epo, ne jemi shumë të zënë me probleme periferike të përditshmerisë për të vërejtur fenomenin "shkak-pasojë", që ekziston në çdo lëvizje tonën .Epo, kjo gjë sigurisht që na disfavorizon ne, por përsëri ne vazhdojmë me nje pasivitet të çuditshëm të injorojmë këto veprime, të cilat janë të gatshme të na kthehen kundër në çdo moment. Shpesh herë, e shfajësojme veten me mendime patetike, të cilat ngrihen nga mungesa e argumentitmit, për të mbrojtur veten nga vetja jonë. Nuk e kuptojmë aspak,

se nëse aty jashtë ekzistojnë njerëz, të cilët mundohen të ulin personalitetin tënd me thashetheme të ulëta, ekzistojnë vetëm dy kontekste të situatës. Ose veprimet e tua janë vërtetë të pamenduara dhe kjo gjë, i jep mundësinë njerëzve që të flasin pa u lodhur kundrejt teje ose veprimet e tua janë aq të mirëmenduara e të zgjuara, saqë të tjerët e shprehin xhelozinë e tyre me hipoteza idiotë, të cilat krijohen nga paaftësia për të pasur një jetë të suksesshme. Ne e ngushëllojmë veten në shumicën e rasteve, me hipotezën e dytë, por kjo nuk është zgjidhje. Zgjidhje është t'a vlerësojmë kontekstin e parë të situatës si të vertetë edhe nëse nuk është i tillë dhe të gjejmë një moment reflektimi, i cili nuk do të bëjë asgjë tjetër, veçse do të përmiresojë personalitetin tonë në sytë e të tjerëve. Gjithashtu, nuk është zgjidhje që të mos i konsiderosh këto fjalë ose t'i injorosh me heshtje.Jo, ky është thjesht një mendim frikacak e i pamenduar. Ky është thjesht një largim nga përgjegjësitë, të cilat ke për veten. Dhe sigurisht, që ky mosveprim do të kthehet në motivim për të gjithe dashakeqësit e tu. Ti thjesht do t'i forcosh me heshtjen tënde, duke menduar se po i bën ata të pushojnë. Zhurma e fjalëve nuk dëgjohet, vetëm nëse ti e mbyt këtë zhurmë me fjalë të tjera. Me të vërteta të pandryshueshme. Kjo është ajo se çfarë konsideroj unë "guxim". Të mos e ulësh veten përpara të tjerëve, duke qëndruar neutral kur bëhet fjalë për ty. Tregoje vendosmërinë tënde me veprime, sepse fjalët janë e vetmja gjë, të cilat vdesin sapo dalin nga goja e nje njeriu dhe jetojnë përgjithmonë në mendjen e një njeriu tjetër.

I gjithë ky zhvillim, shërben si një dritë në nje tunel të errët. Tashmë, ke mundësinë që të veprosh dhe të zbatosh mendësinë tënde në praktikë. Mundja e mentalitetit dhe zhdukja e kundërshtive është nje ndër gjerat, të cilat duken me të vështira për t'u realizuar, por me punë arrihet gjithçka. Çdo gjë ndryshon, çdo gjë revolucionarizohet. Me hir apo me pahir.

Ajo se çfarë me çudit më shumë është përhapja e nje alergjie të frikshme ndaj anomalive shoqërore. Nuk e kuptoj se pse e kemi kaq të vështirë të pranojmë diversitetin në mendime, i cili na jep doza realiteti me masë të madhe.Kjo është ajo se çfarë të tjerët ndjejnë! Kjo është ajo se çfarë të tjerët besojnë dhe në

nuk mundemi ta ndryshojmë. Ideologjitë nuk mund të ndryshohen, ndërsa ndjenjat nuk mund të ndrydhen!

Por fatkeqësisht, shoqëria provon vazhdimisht, qe të bëjë këto gjëra, të cilat janë  të pamundura. Këto përpjekje të kota, thjesht i japin mundësinë këtyre njerëzve që të bëjnë më shumë vetëm e vetëm, që të arrijnë atë që duan dhe saktësisht t'u provojnë të tjereve se janë gabim. Sa më shumë që t'ia shkelësh mundësitë dhe të drejtat një grupi, aq me shumë do t'i kërkojnë ata këto të drejta. Kjo qasje nuk e dëmton zhvillimin e shoqërisë, por vetëm e pasuron atë me mendime të ndryshme, të cilat ngelen për t'u eksperimentuar. A kemi menduar ndonjëherë, se pse në kohet e sotme e moderne, po u jepet prioritet të rinjve? Sepse, tashmë e gjithe shoqëria e ka kuptuar se ne jemi e ardhmja dhe se duhet të kenë besim tek ne.Jo sepse gjithmonë duan të kenë besim tek ne, por janë të detyruar. Ky detyrim moral, i cili dita-ditës po materializohet me detyrime ligjore, nuk e dëmton aspak shoqërinë, duke u familjarizuar me mendimin se të rinjtë sjellin një frymë të re, e cila për hir të së vërtetës është shumë e ndryshme nga paraardhësit e tyre. Por, kjo është ajo se çfarë unë e konsideroj zhdukje të paragjykimeve. Pranimi i mendimeve të ndryshme është me të vërtetë një hap i madh drejt krijimit të një shoqërie të modernizuar, e cila nuk bazohet vetëm tek idetë e vjetëruara, të cilat hidhen poshtë dita-ditës.

I gjithë ky diskutim i cili zhvillohet sot nga miliona njerëz në botë konstaton në diçka shumë flagrante, e cila haset rëndomtë në jetën e përditshme, paragjykimi. Nëse ti ke nje mendim ndryshe, atëhere të tjerët do të mendojnë për ty se mos ndoshta je i çmendur, apo mos ndoshta je i çuditshëm, ndërsa ti kërkon vetëm që të jesh vetvetja. I gjithë ky mospranim, çon në atë gjë për të cilën fola më sipër. Unifikimi! Mendjet e njerëzve janë të fokusuara tek një model i pandryshueshëm dhe është e papranueshme një sjellje e cila cënon ketë model të mirëmenduar, por problemi qe ne kemi nuk qëndron tek ekzistenca e një modeli apo shembulli të mirë. Problemi që kemi ne është mospranimi i të jetuarit për t'u bërë ne shembull për të tjerët. Janë pikerisht momentet kur të tjerët nuk kanë besim tek ty, arsyeja për të bërë atë që do. Paragjykimet nuk të

ndalojnë, ato thjesht të ngadalësojnë!

Në një shoqëri ku kemi kaq shumë probleme reale dhe në një jetë të cilën shumë njerëz e jetojnë me pesimizmin më të madh të mundshëm a është normale që të merremi me detaje kaq periferike si paragykimet?

Epo, unë mendoj se kjo gjë vjen si shkak e mungesës së informacionit të mjaftueshem që të duhet për të dhënë mendimin për një njeri të caktuar.Epo kjo nuk është thjesht një mungesë, por është paaftësi. Dhe vetëm njerëzit me botëkuptim të cekët i nxjerrin në pah të metat e tyre me zë të lartë. Duke qenë në një situatë, ku kryesisht fajin e ka personi që paragjykon dhe jo personi që paragjykohet, atëherë këtë gjë pa frike mund ta cilësoj si mendimin më të pamenduar të mundshëm. Është diçka jonormale që një person t'i tregojë pikat e veta të dobëta me nje guxim kaq idiotesk. Epo, ky është realiteti, të cilin duhet të pranojmë. Prandaj, nëse paragjykohesh, mos u shqetëso! Nuk je ti personi i dëmtuar, por janë të dëmtuar ato persona, të cilët harxhojnë kohën e vet duke u marrë me ty dhe atë se çfarë t'i përfaqëson. Ndoshta, ky ka qenë qëllimi yt qënga fillimi. Të hedhësh një gur në lum dhe t'i thuash të gjithë budallenjve që të hidhen e t'a gjejnë. Ky është nje moment i gezueshëm për ty, sepse nëse të tjerët flasin për ty do të thotë se po bën diçka që ngacmon perceptimet e tyre. Kjo është nje ndër karakteristikat, të cilat dallon personin e zgjuar, nga të tjerët. Është gjithmonë një hap përpara turmës! Mos u çudit nëse nje ditë do ta shikosh veten duke drejtuar atë turmën e cila më parë të përbuztë.

Kjo është një ndër gjërat, që jo vetëm e pëlqej me shume, por e adhuroj më shume në jetë. Të ecësh i vetëm në një rrugë të rrezikshme, duke punuar fort për të arritur në fund të rrugës e kur të arrish t'i bësh të tjerët të mendojnë se ti ishe lindur për këtë gjë! Është me të vërtetë shumë djallëzore, por njëkohësisht edhe shumë motivuese. Kurrë mos harro, ti mundesh të bësh diçka, prandaj t'i duhet t'a bësh atë gjë! Ekziston një ndryshim i madh midis mundësive dhe detyrimeve, por më e bukura është që të jesh i detyruar ndaj mundësive. I detyruar ndaj dhuratave, të cilat vijnë në formën e një bekimi.

Por, përsëri ekziston një paradoks i thelle, i cili të rëndon disi mendimet. A është diçka e mirë të dalësh kundër turmës? Unë nuk e thashë këtë.Sigurisht, që është diçka shumë e pamenduar që t'i dalësh kundër turmës, por nuk aspak e çuditshme që të shkëputesh nga turma. Me të vërtetë që një luan ecën vetëm në rrugën e tij, por gjatë kësaj rruge ai nuk mundet qëtë ngacmohet me një tufë luanësh të tjerë, sepse kjo gjë do të ishte vetëvrasje.Epo, ky paralelizëm na paraqet përsëri ndryshimin midis botës së kafsheve dhe asaj të njerëzve. Kafshët nuk falin, por harrojnë, ndërsa njerëzit falin por nuk harrojnë. E gjitha kjo është në mbështetje të mendimeve të ndryshme, të cilat materializohen me veprime. Shumë të pranishme, por aspak të pacënueshme.Të gatshme për t'u dëmtuar në çdo moment.

Në gjithë këtë rrugëtim të gjatë, i cili parashikon vendosjen e disa objektivave dhe plotësimin e tyre me çdo kusht ekziston një pikë shumë delikate, e cila nuk duhet prekur apo cënuar në asnjë moment. Të bërit armiq! Nuk do të jesh kurrë i favorizuar nga fati, nëse ngatërron të krijuarit e vetvetes me të krijuarit të armiqve. Nëse në jetë ekzistojnë njerëz, të cilët janë të gatshëm të bëjnë gjithçka për ty, ato njerëz janë të ndarë në dy grupe të mëdha, të cilat janë familja dhe armiqtë. Familja bën gjithçka për ty në aspektin pozitiv të të gjithe kontekstit, madje është e vetmja strukturë e cila aktivizon vetëshkatërrimin pa u menduar dy herë, vetëm për ty. Ndërsa armiqtë, i japin nje shije tjetër gjithë historisë. Ata janë të gatshëm të bëjnë gjithçka, vetëm e vetëm për të shkatërruar ty. Ajo se çfarë nuk e përmenda është ai grupimi neutral, të cilët janë miqtë. Të pranishëm për të qeshur nëse rrëzohesh, e të pranishëm për t'u përulur nëse t'i i trajton ashtu si e meritojnë. Nëse ekzistojnë njerëz, të cilët janë të gatshëm të bëjnë gjithçka për ty, pavarësisht lidhjeve të gjakut, atëherë ato nuk janë miqtë e tu, por janë familja jote. Por nëse rrehohesh nga njerëz, të cilët të përcmojnë do të thotë se je ti neutrali, i cili fatkeqësisht nuk ke bërë atë që duhet të bësh. T'u tregosh se kush je. T'u tregosh se kush je duke përdorur dhunë do të thotë të jesh i paaftë, ndërsa t'u tregosh se kush je pa përdorur dhunë do të thotë të jesh guximtar. Dhuna nuk të çon në asnjë vend. Nis nga

dëshpërimi e përfundon në dëshpërim.

Por, e gjitha kjo vjen si pasojë e një qëllimi të paqartë, sepse njerëzit me qëllime të qarta nuk fokusohen në gjëra periferike. Këto lloj njerëzish thjesht veprojnë. Sepse, të flasësh për gjerat që do të bësh është diçka me rendiment zero. Të veprosh për gjërat që do të bësh do të thotë të besosh tek vetja dhe tek mundësitë që të jep jeta.

Të krijosh armiq në rrugën tënde, shumë qartë shpreh paqartësi. Do të thotë të jesh i hutuar dhe të kërkosh fundin tënd me doemos. Por, nuk qëndron problemi thjesht tek koncepti i të bërit armiq ose njerëz të cilët nuk të duan. Problemi qëndron tek praktika e këtij koncepti i cili është me të vertëtë i frikshëm. Nuk mund të paramendosh fundin e kësaj rruge të errët, nëse ti gjatë gjithë rrugës mundohesh që të vrasesh milingona. E para, kjo gjë do të të ngadalësontë, e dyta "a ja vlen të merresh me keto milingona?" dhe e treta, nuk mund të mundohesh të kërkosh milingonat në errësirë, ndërkohëqe gjëja e vetme qe të duhet është liria dhe drita. Epo, drita kërkon sakrificë, jo largim nga përgjegjësitë, duke e konstatuar këtë gjë si nje veprim fëmijëror.

Epo, të paktën nga gjithë ky udhëtim kupton diçka shume të vlefeshme. Që, e gjithë bota, e gjithë popullsia, e gjithë jeta në vetvetë është nje "Yin-Yang" gjigand. Arrin të kuptosh se fatkeqësisht në çdo gjë të mirë, ekziston pak e keqe brenda dhe fatmirësisht se në çdo gjë të keqe ekziston pak e mirë brenda. Ky paradoks ngrihet mbi baza të forta kundërshtie, të cilat kurrsesi bashkohen në një pike, në një koncept universal, i cili forcohet dita-ditës e na jep në shembuj flagrant e të pakundërshtueshëm.

Sjelljet e jetës, janë me të vërtetë të çuditshme. Nëse do të mund t'i jepja nje cilësim do t'i konsideroja si një labirint të pafundme, fundi i të cilit është i paparashikueshem.

E gjithë kjo qasje ndaj të mirës e të keqes, të bën të besosh në ekzistencën e pozitivitetit dhe negativitetit, në ekzistencën e se mirës e se keqes, optimizmit dhe pesimizmit, shpresës dhe fundit. Të gjitha këto teza, të cilat kundërshtohen fuqishëm nga antiteza të argumentuara janë pjellë e nje realiteti të çuditshëm,

i cili është i pranishëm kudo. Gjëja e vetme, që ne duhet të bëjmë është që të pranojmë këtë realitet, por jo të përulemi.Të jemi përsëri të gatshëm të bëjmë atë, të cilën e përmenda me lart. Të jemi ndryshimi edhe kur të tjerët na përbuzim.

Ekzistenca e të mirës tek e keqja na bën të kujtojmë se ekziston shpresa. E gjitha kjo është një mundësi per të reflektuar. Një mundësi për të ndryshuar! Unë mendoj, se mjafton vetëm një rreze drite dhe është çështje kohe, kur errësira do të mbulohet nga bardhësia. Optimizmi është shumë i mire në këto raste, sepse mbështët shpresen deri në kuptimin e fundit të saj. Të besosh në vlera, do të thotë të besosh tek ndryshimi.

Gjëja, e cila ndonjëherë na fut në mendime është ekzistenca e të keqes tek e mira. Ne kemi një model të fiksuar të së mirës në mendjen tonë. Gjithmonë e mendojmë të mirën, si diçka të pandryshueshme, të pastër qelibar, por nuk është kështu. Nuk ekziston një mirësi e pastër në ketë botë. Ose me saktë, unë nuk kam parë deri më tani. Kjo gjë më shqetëson pak, por nuk më irriton, sepse është diçka e cila duhet pranuar dhe nuk mund të ndryshohet nga askush. Pretendimet ekzistojnë, por vërtetimet jo. Ky pranim kaq i qëllimshem shërben si një shfajësim fëmijëror, deri diku i krijuar nga mungesa e argumentimit, e cila na shfrytëzon neve për të ngritur antitezën, e cila kundërshton tezën më të mrekullueshme të mundshme “ekziston e mirëe paprekur nga e keqja”. Ky është thjesht nje “mit”, i krijuar si pasojë e mungesës së diturisë. Por, një cilësim i tillë nuk na ngrin aspak humorin, por thjesht provon të cilën diku thellë brenda nesh, të gjithë e dimë. A e kemi pyetur ndonjeherë veten se pse nuk mund të jemi plotësisht të mirë? Epo, përgjigjia fatkeqësisht nuk varet nga ne, por varet nga të tjerët. Dhe përgjigjia është:”për shkak se ne nuk jemi të gjithë të mire”. Kjo gjë nuk nënkupton, krijim e vetes sonë në sajë të të tjerëve. Aspak! Kjo gjë nënkupton një reaksion zinxhir, ku ne jemi patjetër të përfshirë dhe ku nëse dikush ka sadopak ligësi përbrenda, në jemi brenda gjithe kesaj në mënyrë të detyrueshme. Kjo është gjëja e cila vret me shume. Nje paracaktim i pakundërshtueshem i fatit, por gjëja e vetme që duhet të bëjmë është që

të mundohemi të jemi ajo e mira me pak të keqe brenda. Zgjedhja është personale, por ne duhet të nisemi, si qenie sociale. Dashur apo pa dashur çdo veprim i joni, ndikon tek shumë njerëz dhe kjo vërteton atë reaksionin zinxhir, i cili vetëm ka për qëllim që të përfshijë sa më shumë njerëz, qe të mundet. Nuk e di pse, por kam përshtypjen se kjo gjë do të na përndjekë gjithmonë, si njëmallkim paranormal. Mendoj se do të na djegë gjithmonë, si një flakë, e cila ka nevojë për një shkëndijë që të ndizet, por që nuk mund ta fikin as të gjithë oqeanët e botës së bashku. Epo, pranimi i këtij realiteti në formë të tillë, e cila nuk shpreh asgjë tjetër veçse pasiguri është për të ardhur keq. Ne, qenia me gjeniale që ekziston mbi Tokë kemi ngelur në dorë të fatit! Epo, kjo është diçka e cila duhet të ndryshojë, por çdo ndryshim ka nevoje për faktorë ndryshimi. Gjeje pak se kush janë këta faktorë ndryshimi? Ne! Jemi pikërisht, në!

Por, frika me e madhe që mund të na zërë gjatë gjithë zhvillimit të këyre sjelljeve është humbja e unit. Të humbësh vetveten do të thotë shumë rreth teje. Paqëndrueshmëri, pasiguri, moskoordoninim, mungesë e veprimeve dhe mbi të gjitha pakujdesi. Por, të gjithë këto valenca të kësaj fjale nuk janë asgjë tjetër veçse një lidhje logjike, e cila vjen si pasojë e asaj që ne ndiejmë në raste të tilla. Pra, gjithmonë vjen një pikë ku takohen ndjenjat me realitetin. Por, nëse do ta përcaktoja me saktë do të thoja mendimet dhe jo ndjenjat, sepse është mëse normale, si shkencërisht ashtu edhe praktikisht që ne vendimet i marrin me anën e mendimeve. Por, pse nuk mendojme ne për humbjen e vetvetes, por thjesht e ndiejmë atë? Sepse, ky nuk është një vendim.Nëse do ta paralelizonim me nocionin e pagabueshem shkak-pasojë, atëherë humbja e vetëvetes është pasoja. Eksperienca ka treguar, se kurrë nuk mund të ekzistojë pasoja përpara shkakut. Atëherë kush është shkaku? Shkaku janë pikërisht vendimet. Pra vendimet rankohen gjithmonë në rangun e shkakut, ndërsa pasveprimi rankohet në rangun e pasojës. Pra, ne i ndjejmë pasojat, por kryesisht nuk i mendojmë ato. Kjo është edhe ironia më e madhe, sepse ne biem pre e veprimeve tona, pa menduar për atë se çka pason zhvillimi i këtij veprimi. Duke qenë, se në parimin e lartpërmendur, atë shkak-pasojë, shkaku

është gjithmonë i pari në rradhë atëherë, gjëja e vetme për të cilën duhet të mendojmë është mënyra se si ne do t'i kryejmë veprimet, sepse rëndësia e kësaj hallke në zinxhirin e ngadaltë e të dhimbshëm e humbjes së vetvetes është shumë e madhe. Pra, shpesh herë në jetën e përditshme, ne humbasim koherencën dhe kryesisht sensin e veprimit, duke bërë veprime të pamenduara, të panjohura për ne më parë, pra të paeksperimentuara, pa u konsultuar në një mënyrë të imtësishme me vetveten. Epo, ja ku doli edhe arsyeja kryesore se pse, vetja na braktis. Sepse, ne nuk e konsiderojmë atë si pjesë të rëndesishme të zhvillimit të veprimeve tona. Epo, atëherë çfarë pritshmërish mund të kemi n ? Pritshmëritë, krijohen kryesisht nga ekzistenca e mendimeve pozitive dhe optimiste për zhvillimin e një veprimi të caktuar. Epo, këto pritshmëri mund të ekzistojnë pa asnje problem, nëse në kemi mendime pozitive e të qarta, mbi atë se çfarë ne presim nga vetja. E gjitha kjo, nuk mund të parafrazohet, në një fjalë, fjali apo paragraf, sepse kurrsesi universin nuk mund t'a fusësh në një shishe.

Gjithë ky supozim ndërtohet mbi baza të forta, të cilat nuk mund të ndryshojnë në këmbim të asgjëje. Supozimi ngrihet mbi realitet. Dhe ato se çfarë ne i kushtojmë rëndësi janë pasojat .Ato, se çfarë në ndiejme pas, gabimeve në mendime dhe veprime. Epo, e gjitha kjo është si një pasqyrëose univers paralel, i cili pasqyron gjithçka në forme realiteti, ku dështimi është dështim e suksesi është sukses, pa dyshimin më të vogël. Ajo se çfarë po kërkohet nga shoqëria e sotme janë njerëz, të cilët kanë mundësinë të ndjejnë ndjenja të mira.Epo, kjo gjë varet nga mendimet dhe veprimet e tyre.

Problemi i shoqërise së sotme, i cili dallohet rëndomtë është kuptimi i gjendjes në fundin e saj. Është diçka e tillë, si të zbulosh nje sëmundje vdekjeprurëse, kur ajo ka shkatërruar 80 % të organeve të trupit. Nuk ka ngelur më asgjë për t'u bërë. Por, çfarë do të ndodhte nëse sëmundja do të ishte zbuluar që në fillim?Me siguri, që gjendja nuk do të kishtë arritur në këtë pikë kaq kritike. E njëjta gjë ndodh edhe me fenomenin shkak-pasojë, i cili çon në humbjen e vetëvetes. Atëhere, natyrshëm zgjidhja është shumë reale dhe

e pranueshme. Organizimi dhe përshtatja e mendimeve dhe veprimeve që në fillim të herës.

Një rezyme e thjeshtë e gjithë zhvillimit kaotik, i cili çon në humbjen e vetvetes, do të na dërgonte përsëri në pikën e fillimit. Frikë!

Humbja e vetvetes, nuk është nje proces i menjëhershëm, i cili thjesht ndodh diku, dikur, tek dikush dhe informacioni i vetëm që kemi, nuk mund të na ndihmoje të ndërtojme një subjekt, një parafrazim apo qoftë edhe një rrjedhë kronologjike! Aspak! Unë e konsideroj humbjen e unit ose të vetvetes, si një proces të paralajmëruar, madje të paralajmëruar nga frika. Frika, në këtë rast shërben si nje lajmëtar, i cili po sjell lajmin e vdekjes se një ushtari në luftë. Lajmin e rënies së një deshmori. Epo, atëhere është krejtësisht faji ynë, nëse në sajë të pakujdesisë sonë në arrijmë në një pikë të tillë kaq shqetësuese. Në momentin, ku çdo mendim, ndjenjë etj, mundohet të na drejtojë neve drejt një rruge të mirëfilltë suksesi, atëhere përgjegjësia më e madhe i ngelet aftësisë sonë vendimmarrëse, nëse ne shkojmë drejt dështimit.Pra, përsëri gjithçka ngelet brenda nesh. Në asnjë moment, të argumentit tim, nuk përmenda asnjë faktor të jashtëm, sepse supozohet që pavarësia në këtë vendimmarrje tipike jetësore, të jetë në nivelet më të larta të saj. Nuk mund që kurrsesi, të shfajësohemi ose t'ia hedhim fajin dikujt tjetër, nëse vendimet tona mbi veten tonë dhe përcaktimin e unit tonë, si një nocion të pandryshueshëm, mund të jenë të gabuara. Sepse, qenia njerëzore edhe në sytë e atyre filozofëve të zymtë, të cilët mundohen ta shfaqin këtë të fundit si të pagabueshme, në nje moment të jetës se tyre shfaqet si qenia me egoiste që ekziston. E gatshme për të fajësuar dikë tjetër edhe kur dihet se fajtori është vetja jonë.E pra, pikërisht këto sjellje shume njerëz i çojnë rreth humbjes së vetes.Por, këto vlerësime të cilat, nuk kanë asnjë farë rëndësie nëse nuk praktikohen edhe në momentët më të arrira të jetës sonë, edhe pikërisht në ato momente kur në mendojmë se gjithçka po shkon mirë. Sepse, shpesh herë në jemi thjesht zbatues.

Thelbi i problemit është akoma me i çuditshëm! Sepse, kjo humbje nuk asgjë tjetër, veçse një komedi në sytë e njerëzve, të cilët e kanë kaluar ketë provë

jetësore. Epo, unë jam i mendimit se një njeri nuk duhet të mundohet të gjejë veten e tij, por duhet t'a krijoje atë. Epo, pasi ke arritur që më shumë vështirësi të kesh krijuar vetveten, të lejosh pakujdesinë të të tregojë faqen e saj më të fuqishme, kjo është me të vërtetë një komedi, e cila thellë-thellë permban disa tipare shumë tragjike. Është e njëjta gjë, sikur të luftosh për ditë të tëra dhe ditën e fundit të luftës, kur fitorja është shumë pranë, të vdesësh.Çfarë kuptimi ka e gjithë kjo? Epo, kështu ndodh kur ne i dorëzohemi fatit dhe rastisë. Është thjesht diçka, e cila pretendohet të vijë, por nuk vjen kurrë, sepse është shumë tekanjoze. Je ti personi, që duhet të ulesh hundën dhe të çohesh e ta kërkosh. Kush kërkon, gjen!

Krenaria e tepërt është një ndër problemet kryesore që haset tek ne, njerëzit. E mendojmë veten shumë të pagabueshëm për të gabuar. E konsiderojmë veten shumë të pakorrigjueshëm, pasi nuk mund të gabojmë.Gjëja, të cilën unë e cilësoj si me të gabuar në mendimet e pavarura është krenaria e tepruar. Sepse, një pavarësi e tejskajshme çon në lindjen e një krenarie të tepruar, e cila nuk është asgje tjetër, veçse një problem i madh për në. Duke qenë, se mospranimi i gabimeve është diçka e shpeshtë atëhere edhe pasojat e këtij mospranimi do të jenë të shumta. Shkaku dhe pasoja fatkeqësisht janë në përpjestim të drejtë.

Kjo krenari e tepërt behet e rrezikshme në momenin qe kalon nivelet e vetëbesimit dhe kalon në nivelet e egos.Atëhere, në shohim një anë tjetër tonën, të cilën nuk e kishim njohur ndoshta më parë dhe të cilën nuk do të donim ta shihnim kurrë. Njeriun e pakontrollueshëm ambicioz. Atë njeriun, i cili sakrifikon gjithçka dhe këdo për veten e tij. Atë njeriun, i cili pranon të shesë të tjeret vetëm e vetëm për të blerë vetveten. Automatikisht jemi kthyer në atë qenien e urryer, e cila nuk di të bëjë gjë tjetër veçse të krijojë ngjarje të paqena, mendime të paargumentueshme e veprime idioteske. Automatikisht ne kthehemi në atë Don Kishotin, i cili kujton se i ka të gjithe armiq, ndërkohë që armiku më i madh i tij është vetvetja. Ai, i cili mendon se i ka mundur të gjithë, ndërkohë që të gjithë vazhdojnë të jenë në këmbë.Në atë njeriun, i cili është i cili është i varur nga suksesi i paarritshëm. Në këtë rast, asnjë shprehje

apo thënie e bukur nuk ka vlerë. Me të vërtetë që duhet të punojmë fort për të arritur gjërat qe duam, por duke qenë gjithmonë të vetëdijshëm për potencialin tonë dhe duke qenë të vetëdijshëm se ky potencial cakton një kufi, të cilin nuk mund ta kalosh. Gjithçka ka një mbarim!

Shpeh herë pritshmëritë janë thjeshtë disa ëndrra, të cilat ne mezi presim që të realizohen, por që nuk punojmë fare për t'i realizuar. Sepse, pritshmëritë nuk janë perceptime të cilat krijohen në vetvete, por lindin në vetvete. Ne me apo padashje presim diçka nga vetja, pa ditur nëse jemi plotësisht të aftë për realizimin e kësaj ëndrre.

Shpesh herë duket sikur nuk jemi të lirë. Duket sikur nuk jemi të lirë të zgjedhim, të veprojmë të mendojmë sipas mënyrës dhe dëshirës sonë. Nuk e mendoj si fajin e të tjerëve, por plotësisht si fajin tonë. Nëse ne nuk i kemi dhënë asnjë shenjë të tjerëve se ne jemi të aftë të vendosim vetë për veten tonë atëhere instiktivisht të tjerët do të zgjedhin për në. Dhe liria jonë vazhdon të mungojë. Nuk është plotësisht e tillë, por realizohet në një mënyrë që të duket si e tillë. Qasjet tona ndaj lirisë, janë aq primitive saqë shumë njerëz vazhdojnë të mendojnë se liri do të thotë të bësh çfarë të duash. Kjo gjë sigurisht, që është shumë qesharake dhe krejtësisht e pamenduar. Liria është përgjegjësi. Prandaj shumë njerëz, i largohen asaj me vetëdije të plotë e me pas ankohen ndaj mungesës  së saj. Të jesh i lirë do të thotë të jesh i përgjegjshëm. Do të thotë të jesh i pjekur. Do të thotë që të jesh koshient ndaj asaj qe zotëron dhe ndaj ndikimit që mund të kesh ti tek të tjerët. Nocioni i lirisë, ka ngelur i pandryshueshëm për shumë e shumë vite, dekada apo edhe shekuj. Masës se popullsisë i është imponuar mendimi fillestar, se liria është të bësh çfarë të duash. Por, edhe pse teoria e lirisë ishte shumë e zhvilluar ishin të pakët njerëzit të cilët jetuan me liri. Kjo gjë për shkak të veprimeve të ndryshme, politikave dhe botëkuptimeve të ndryshme, sistemeve të ndryshme etj. Duhet theksuar se liria është diçka të cilën nuk mund t'a përballojë çdokush. Sepse, të jesh i lirë, përvçse të ngarkohet një përgjegjësi e rëndë në kurriz për shkak të një nocioni shumë të rëndësishëm, të ngarkohet në kurriz edhe detyra për t'i ushtruar këto liri në mënyrë njerëzore. Në mënyrë të denjë! Ja edhe arsyeja se

pse shumë njerëz, jetuan të izoluar shpirtërisht edhe pse fizikisht ishin të lirë. Nuk munden që të përballonin trysninë e lirisë. Sepse, liria është përgjegjësi.

Problemi që kemi ne me lirinë është se në nuk e mendojme fundin, pra nisemi në rrugë pa karburant. Nuk e mendojmë se aty ku gjithçka fillon është ndoshta fundi i diçkaje...

Duket si nje përshkallëzim i pesimizmit, por nuk është kjo ajo që kërkoj të tregoj. Ajo se çfarë kerkoj të përcjell është vetëdijësim, pra njohja e limiteve. Limitet ekzistojnë! Janë aty! Prandaj gjëja e vetme që mund të bëjmë është që t'i respektojmë duke i marrë si të mirëqena. Njohja e limiteve, do të thotë harresa e teorive të cilat nuk mund të vërtetohen kurrë. Do të thotë, zhdukja e atyre mendimeve heroike, të cilat nuk janë asgjë tjetër veçse ide të pabaza ose me saktë ëndrra, fatkeqësisht të paplotësueshme .Ajo se çfarë na bën ne të ndihemi mirë shpesh herë është vetëbesimi. Vetëdijësimi është si një kundraforcë, e cila neutralizon disi këtë vetëbesim, i cili nuk e di pse, por shpeshherë shaqet edhe si nje krenari e tepruar.

Sjelljet e jetës, ose ndoshta edhe sjelljet njerëzore, janë me të vërtetë të çuditshme, sepse bazohen në teza shumë të besueshme, të cilat goditen fuqishëm nga antiteza me baza të forta. Janë të çuditshme, sepse bazohen në paradokse titanike, të cilat nuk dihet se kë mendim mbështesin e kë mendim rrëzojnë. Ndoshta, sepse bazohen në teori shkencore të mirë-argumentuara e shpesh herë në profeci, të cilat ndodhin aty, para syve tonë.

Gjëja, e cila i bën këto sjellje kaq interesante është diversiteti qe ekziston midis tyre. Nuk ka asgjë fikse në këto sjellje. Nuk ka asgjë të parapërcaktuar në këto sjellje. Nuk ekziston një zgjidhje reale, sepse çdokush mundohet që t'i zgjidhë në mënyrën e tij, një mënyrë e cila shpesh herë, fatkeqësisht është e gabuar. Po, ama më mjafton që çdokush mundohet. Kjo gjë kompeson gjithçka. Nëse sjelljet në jetë, qenkan të çuditshme imagjino se çfarë mund të jetë jeta. Diçka e prekshme, por e paeksplorueshme! Diçka reale, por shumë fantastike! Diçka me ngjyra, por që shikohet vetëm bardh e zi! Diçka me vlerë, por qe e humb vlerën në sytë tonë dita-ditës! Kjo nuk quhet pesimizëm.Kjo quhet realitet!



# JETA NË SYTË E NJË ADOLESHENTI

**Erti Poka lindi më 2001 në Tiranë. Shkollën 9-vjeçare e ka kryer në qytetin e lindjes.Aktualisht frekuenton shkollën e mesme të përgjithshme "Qemal Stafa". Ky është krijimi i parë i tij,i cili në vetvete është një krijim filozofik.**

*Në jetë ka shumë pikëpyetje!*
*E rëndësishme është vëmëndja që ne i kushtojmë përgjigjeve!*

**Çmimi:700 lekë**